FJODOR DOSTOJEVSKI

# NET TË BARDHA

ROMAN SENTIMENTAL

*Nga kujtimet e një ëndërruesi*

*Përktheu*
*Islam Spahiu*

Argeta - LMG

Fjodor Dostojevski

# NET TË BARDHA

ROMAN SENTIMENTAL

*Nga kujtimet e një ëndërruesi*

*Titulli i origjinalit:*
*"Bjellie noçi"*

- Botohet në 160-vjetorin e krijimit të veprës -

*Botues:*
*Mehmet Gëzhilli*

*Redaktoi:*
Nelson Qirjaku

*Punoi në kompjuter:*
Majlinda Cami

*Në kopertinë:*
*Pamje nga filmi "Net të bardha"*
*shfaqur në kinematë e Tiranës në vitet '60*

*ISBN: 978-99956-17-22-6*

*Për kujtim e mirënjohje zonjës*
*Ollga Efimofskaja që me gjuhën e saj amtare*
*dhe admirimin për Dostojevskin më ndihmoi*
*në punën time*

*Përkthyesi*

## DY FJALË NGA PËRKTHYESI

*Do të desha t'i rrëfeja lexuesit "historikun" e këtij përkthimi (në qoftë se do ta quajmë kështu).*

*Shumë kohë më parë, aty rreth viteve gjashtëdhjetë të shekullit të kaluar, pra gjatë diktaturës komuniste, unë shërbeja në arsim si mësues vizatimi në shkollat shtatëvjeçare të kryeqytetit. Pasioni im për letërsinë artistike bëri që unë të studioja disa autorë të mëdhenj të letërsisë botërore e, në veçanti Dostojevskin. Duke mos më mjaftuar rusishtja që kishim mësuar në shkollat tona, veprat më kryesore të këtij gjeniu i lexova në variantet italisht dhe frëngjisht. Kështu, një ditë prej ditësh, tek ndodhesha në studion e mikut tim të paharrueshëm, piktorit Edison Gjergo, kisha në dorë romanin "Net të bardha". Pasi biseduam për të, ai më propozoi që ta përktheja me mendimin e thjeshtë për ta lexuar ai vetë si dhe një rreth i ngushtë miqsh të tjerë. Dhe unë fillova pa ngurruar duke pasur vetëm një qëllim, d.m.th., pa synuar as shpresuar që do ta botoja një ditë. Mirëpo puna e nisur nuk do të mbaronte lehtë; nuk u mjaftova me një përkthim të lirë, sa për të plotësuar kërkesën e miqve, sepse më hipi një dëshirë e zjarrtë, jo*

*vetëm për ta përkthyer, por edhe për ta "kthyer" në shqip (fjala "shqipërim" nuk më ka pëlqyer asnjëherë). Atëherë gjeta origjinalin rusisht për ta krahasuar me variantet italisht dhe frëngjisht. Nuk arrita të kënaqem as me këtë. E, RASTI, - që "është e njëjta gjë sepse është vetë perëndia" (A.Daudet), më erdhi në ndihmë:*

*Në shkollën ku jepja mësim (Laprakë), kisha një nxënës me emrin Aleksandër, bir i një zonje të moshuar, ruse "e bardhë", siç quheshin ata që ishin larguar nga Rusia pas revolucionit bolshevik. Kjo zonjë e nderuar – Ollga Eftimofskaja – me origjinë konteshë, punonte në bibliotekën e Ministrisë së Arsimit në kohën së cilës i referohemi. Kështu unë pata mundësinë për t'i kërkuar ndihmën e nevojshme për të zbërthyer më mirë tekstin origjinal i cili natyrisht ishte në gjuhën e saj amtare. Duke qenë ajo vetë admiruese e Dostojevskit, pranoi me kënaqësi. Meqenëse romani përbëhej nga katër kapituj dhe një epilog (katër net dhe një mëngjes) edhe puna shqyrtuese u krye në "katër seanca" në bibliotekën ku ajo punonte. Mirënjohja ime qe e pakufishme.*

*Ca kohë më vonë, unë u arrestova nën akuzën "agjitacion e propagandë...". Si zakonisht të arrestuarit i sekuestroheshin "materialet provë" e kështu, në mes të tjerëve, të gjendej edhe përkthimi në dorëshkrim, "Net të bardha". Në "ekspertizën" e marrë nga Lidhja e Shkrimtarëve dhe Artistëve të Shqipërisë, në mes të tjerash*

*thuhej: "Në tekst (për "netët") nuk ka ide reaksionare, por ka dëshirë lotësh. Protagonisti është një qaraman,[1] shembulli i të cilit nuk edukon etj..." Natyrisht mua m'u desh të mbrohesha e, me sa mbaj mend, thashë që ky roman është bërë film në Bashkimin Sovjetik e se pastaj ky film është shfaqur edhe në kinematë tona. Madje, pak më parë, po këtu në Shqipëri, është botuar i përkthyer romani i parë i Dostojevskit "Njerëz të varfër", prandaj veprimi im nuk ka pse të quhet veprimtari armiqësore. Megjithatë, unë do të dënohesha me burg të cilin e vuajta në kampin e Spaçit (Mirditë). Pas përmbysjes së diktaturës, në kohë të demokracisë, ndonëse kam botuar disa përkthime, nuk kisha menduar ta botoja këtë që po paraqes tani, e kjo për arsyen e thjeshtë se kjo vepër ishte përkthyer nga z.Aurel Plasari, bir i një familjeje mike me atë timen. E në qoftë se tash së voni vendosa të nxjerr në dritë atë që tashmë më kish mbetur si kujtim, kjo ndodhi nga shtytja e miqve dhe, pasi u binda se nuk do ta cenoja sadopak miqësinë me përkthyesin e mëparshëm, i cili gëzon një prestigj të denjë në letrat e shqipes.*

*Një tjetër gjë: Nuk besoj të kenë të drejtë ata që mendojnë se libra si ky janë anakronike.[2] Me këtë rast e shoh me vend të përmend një citat nga Leon Daudet mbi Dostojevskin: "Nuk është gabim të thuhet që është një mbret, i një esence dhe cilësie të tillë që, te modernët, vetëm Shekspiri mund të krahasohet me të... Mundet që pas*

1 * Që qahet për çdo gjë; që ankohet.
2 * Që i ka kaluar koha; i vjetëruar.

*Shekspirit dhe Eskilit ai qe njeriu që ka zbritur më thellë, më ashpërsisht në honin e zemrave dhe të trupave"... Pra, rinia e sotme duhet të ketë parasysh jo vetëm atë që është e vdekshme, por edhe atë që është e përjetshme; ndjenjat rinore, cilatdo qofshin ato, janë të natyrshme, e natyra ka ligjet e saj që nuk vdesin, por përtërihen pafundësisht. Këto vepra do të mbeten të tilla sa kohë të ekzistojë njerëzimi. Pra libra si ky gjithmonë do të jenë aktualë.*

**PËRKTHYESI**
*Tiranë, më 2007*

# NET TË BARDHA

## ROMAN SENTIMENTAL

*Nga kujtimet e një ëndërruesi*

*... apo ai ish krijuar*
*për të qëndruar vetëm një çast*
*pranë zemrës tënde?*[1]
I. TURGENIEV

## NATA E PARË

Ish një natë e mrekullueshme, një natë nga ato që ndoshta njihen vetëm në rini, i dashur lexues. Qielli ish aq i yjëzuar, aq i ndritur sa, duke e parë, pa dashur pyesim veten: a është e mundur që nën një qiell kaq të bukur të ketë njerëz të këqij? Dhe kjo është pyetje rinore, shumë rinore të cilën, dhëntë zoti ta keni në zemër sa më gjatë...Duke folur për të këqijtë nuk munda të mos kujtohesha edhe për sjelljen time të mirë të gjithë asaj dite. Që në mëngjes, një brengë e papritur filloi të më torturonte. M'u

[1]*Nga vjersha "Lule"*

duk papritmas se po më braktisnin të gjithë, se të gjithë po më largoheshin.

Natyrisht, kushdo ka të drejtë të pyesë: po kush janë këta të gjithë? Sepse ja: ka tetë vjet që rroj në Petërburg dhe nuk kam një të njohur. Po ç'më duhen të njohurit? Edhe pa ata Petërburgu i tërë më është i njohur. Ja edhe pse më ishte dukur sikur të gjithë po më braktisnin, sepse gjithë Petërburgu është ngritur dhe ka shkuar në verim. Pata frikë nga ideja se po mbetesha vetëm, e për tri ditë jam sorollatur nëpër qytet pa kuptuar se ç'po ngjiste me mua. Qoftë kur shkoja në Nevskij, në kopsht apo gjatë lumit, nuk shihja asnjë nga fytyrat që isha mësuar të hasja gjatë vitit në një vend apo në një orë! Unë i njoh mirë e thuajse i kam studiuar fizionomitë e tyre, kënaqem duke i parë kur janë të gëzuar, dhe mërzitem kur i shoh të vrenjtur. Pothuajse kam zënë miqësi me një plak të vogël që takoj çdo ditë që ka falur zoti, në njëfarë ore, në Fontanka. Është një fizionomi shumë e rëndë, shumë e menduar, pëshpërit nën hundë, ngre dorën e majtë ndërsa në të djathtën mban një shkop me mollëz të artë. Më në fund ai më vuri re e u interesua për mua me gjithë zemër. E zëmë se unë nuk gjendem në të njëjtën orë dhe në të njëjtin vend në Fontanka: Jam i sigurt se atë e mbulon trishtimi. Ja sepse

për pak sa nuk përshëndetemi me njeri-tjetrin, veçanërisht kur të dy ndodhemi në të njëjtën gjendje shpirtërore. Një ditë, mbasi nuk ishim parë për dy ditë, dhe u takuam në të tretën, sapo do të çonim dorën në kapele, por u kujtuam në kohë, ulëm përnjëherësh duart, e me simpati kaluam afër njëri-tjetrit. Deri edhe shtëpitë unë i njoh. Kur eci, secila, sikur të vraponte para meje rrugës, më shikon me gjithë dritaret e saj e gati sa nuk thotë: "Mirëdita, si je me shëndet? Edhe unë, falë zotit, jam mirë, e në muajin maj do të më shtojnë një kat". Ose: "Si je me shëndet? mua nesër do të më riparojnë"; ose: "Unë për pak sa s'u dogja dhe kam provuar një tmerr..." etj. Në mes tyre kam edhe dashamirëse, kam mikesha intime; njëra prej tyre ka ndërmend të bëjë një kurë nga arkitekti. Unë do të kaloj aty qëllimisht që të mos ma mbysin nga kujdesi i tepruar; zoti e ruajtë!... Veç unë nuk do ta harroj çështjen e një shtëpize ngjyrë trëndafili të zbehtë, jashtëzakonisht të dashur. Ish një shtëpizë prej guri, kaq e hirshme, e më shikonte aq me butësi dhe kaq me krenari i shikonte fqinjat e saj të mjera, saqë zemra më gëzohej sa herë që i kaloja pranë. Javën që shkoi kalova aty pari, rrugës, posa e pashë mikeshën time, dëgjova një britmë ankuese: "Po më lyejnë me bojë të verdhë!"

Faqezinjtë! Barbarët! Nuk kanë kursyer asgjë: as kolonat, as kornizat", dhe mikesha e ime ishte bërë e verdhë si një kanarinë.

Mua për pak sa nuk më plasi tëmthi për këtë çështje, e deri tani nuk kam pasur forcë për të kërkuar që ta shoh të adhuruarën time të mjerë të cilën e kanë lyer me ngjyrën e Perandorisë Qiellore[1])

Thashë që një shqetësim më kish torturuar për tri ditë me radhë; ndërkaq arrita ta kuptoj shkakun. Në rrugë ndiehesha keq (ai nuk është, ky nuk është, tjetri ku është futur?) dhe në shtëpi nuk më zinte vendi vend. Gjatë dy mbrëmjeve kam kërkuar: Çfarë më mungon në qoshen time? Pse nuk më vjen mbarë? Shqyrtoja me dyshim muret jeshilë, të nxirë nga tymi, tavanin e mbushur plot me rrjetë merimangash që Matriona kultivonte me shumë sukses, rishqyrtoja gjithë mobiliet e mia, çdo karrige: vallë këtu do të jetë e keqja? (sepse, në shtëpinë time, po pashë një send që nuk është në atë vend ku e kam lënë dje, unë sëmurem), shikoja dritaret dhe, gjithçka pa dobi... në asnjë mënyrë nuk ndihesha i lehtësuar. Mendova më në fund të thërrisja Matronën, dhe i bëra një qortim atëror për merimangat në veçanti e për

---

[1] *Kështu quhej dikur Perandoria Kineze*

1d2o8

papastërtinë në përgjithësi; por ajo vetëm më pa me habi dhe iku pa thënë asnjë fjalë. Kështu që rrjetat e merimangave varen edhe më lehtësisht në vendet e tyre. Më në fund, sot në mëngjes, munda të kuptoj si është puna. Ah! Po të gjithë po ia mbathin që këtej për të shkuar për verim! Më falni për shprehjen trashanike, por kisha tjetër gjë në kokë e jo stilin e lartë... Pyesja veten: Pse disa ishin në Petërburg ose tashmë ishin shpërngulur apo shpërnguleshin për verim; pse çdo zotëri i nderuar me pamje të rëndë i cili zinte një karrocë me qira, shndërrohej në sytë e mi në një baba të respektuar të familjes, i cili mbas punëve të zakonshme të zyrës, shkonte në gjirin e familjes së tij, në fushim. Sepse çdo kalimtar tani kish një pamje të veçantë dhe ish gati t'i thoshte kujtdo që takonte: "Ne, zotëri, nuk jemi këtu veç kalimthi dhe për dy orë jemi në vilën fushore". Në qoftë se hapej ndonjë dritare, mbi të cilën kishin trokitur gishta të hollë, të bardhë si sheqeri, dhe dilte një kokë e vogël e një vajze të hijshme që thërriste ndonjë shitës lulesh, unë menjëherë, aty për aty, përfytyroja që këto lule do të ishin blerë kështu, d.m.th. aspak për të gëzuar pranverën dhe lulet në një apartament frymëzënës të qytetit, por sepse të gjithë së shpejti do të shkonin në fushim dhe do të

merrnin edhe lulet me vete. Jo vetëm kjo: Kisha bërë kaq përparime në zbulimin tim të ri, të veçantë, sa të mundja pa u gabuar, të përcaktoja, vetëm nga pamja, se i çfarë vile do të ish ndonjëri. Banorët e ishujve Kamenij e Aptekarski, ose të rrugës Petërhov, shquhen për hollësinë e kërkuar të modës, për elegancën e kostumeve verore dhe për karrocat luksoze me të cilat vinin në qytet. Ata të Pargolovos e pak më të largëtit, të "impononin" me një të parë, me seriozitetin e tyre dhe me hijen e rëndë. Vizitori i ishullit Krestovski shquhej për pamjen e gëzueshme. Qoftë kur më qëllonte të takoja një varg karrocierësh, që shkonin me përtaci me frena në dorë, përbri qerreve të ngarkuara me male mobiliesh të çdo lloji, tavolinash, karrigesh, divanesh turke e jo turke, e të tjera mjete shtëpiake, mbi të cilët shpesh ulej, në majën më të lartë të ngarkesës, një kuzhiniere e thatë që ruante si sytë e ballit plaçkat e të zotit, qoftë kur shihja vaporët e ngarkuar rëndë me orendi shtëpiake, duke rrëshqitur mbi Neva apo mbi Fontanka deri në lumin e vogël Nero ose në ishujt, - karroca e vaporë dhjetëfishoheshin, qindfishoheshin në sytë e mi; dukej sikur të gjithë ishin ngritur e po shkonin, sikur të gjithë po dyndeshin me karvanë për në fushë; dukej sikur i gjithë Petërburgu kërcënonte të

shndërrohej në shkretëtirë, aq sa arrita ta ndiej veten të turpëruar, të ofenduar dhe të trishtuar; si përfundim, unë nuk kisha as me çfarë të shkoja e as ku të shkoja në fushë. Isha gati të shkoja me çdo karrocë; të shkoja me çfarëdo zotërie me pamje të nderuar që do të kish zënë ndonjë karrocë, por asnjë, asnjeri nuk më ftoi, sikur të më kishin harruar, sikur për ata unë të isha me të vërtetë një i huaj!

Kisha ecur shumë, aq sa tashmë kisha arritur, siç më ngjet zakonisht, që të harroja fare se ku ndodhesha, kur papritur u gjenda në muret e qytetit. Aty për aty u bëra i gëzuar, kalova pengesën, dhe shkova përmes fushave të mbjella dhe livadheve, jo duke ndierë lodhje por sikur po më shkarkohej një barrë e rëndë nga shpirti. Të gjithë kalimtarët po më shikonin me aq ëmbëlsi sa për pak nuk po më përshëndesnin. Të gjithë ishin të kënaqur për s'di se çfarë, të gjithë, pa përjashtim, pinin cigare. Edhe unë tani isha i kënaqur siç nuk më kish ndodhur ndonjëherë. Sikur të isha gjendur përnjëherësh në Itali, aq fort më kish prekur natyra, mua, qytetarin gjysmë të sëmurë, me frymë gati të zënë nga muret e qytetit.

Në fushën tonë petërburgase ka diçka në mënyrë të pashpjegueshme depërtuese kur ajo, duke u afruar pranvera, tregon papritur gjithë

fuqinë, të gjitha forcat që i jep qielli; stoliset, zbukurohet, larmohet nga lulet... Në farë mënyre më bën të mendoj padashur një vajzë të sëmurë e të tretur, që herë e shihni me mëshirë, herë me njëfarë dhembshurie, ose për të cilën, thjesht, nuk ju bie ndërmend, por, përnjëherësh, sa hap e mbyll sytë, pa e pritur këtë, bëhet në mënyrë të pashpjegueshme, mrekullisht e bukur, e ju të hutuar, të dehur padashur pyesni veten: Çfarë force i bëri të shkëlqejnë me një zjarr të tillë ata sy të trishtuar e të menduar? Ç'gjë e thërriti gjakun në këto faqe të zbehta e të thara? Ç'gjë i përhapi nga pasioni këto vija delikate të kësaj fytyre? Pse gufon kështu ky gji? Kush i ngjalli kaq papritmas, forcë, jetë dhe bukuri? Kush e bëri të shkëlqejë dhe të marrë shpirt nga qeshja xixëlluese dhe e ndritur fytyrën e kësaj vajze të mjerë? Shikoni përreth, kërkoni ndonjë gjë dhe do ta gjeni. Por çasti kalon, e mundet që nesër do ta shihni përsëri atë vështrim të menduar, të dikurshëm, të së njëjtës fytyrë të zbehtë, po atë përulësi dhe atë ndrojtje në lëvizje, e më në fund një pendesë, një maraz për hovin kalimtar... E ju vjen keq që kaq shpejt, kaq në mënyrë të pandreqshme të jetë venitur bukuria e çastit dhe kaq më kot dhe ëndërrueshëm të ketë shkëlqyer para jush, e juve ju vjen keq që nuk patët kohë as edhe ta dashuronit pak...

Por sidoqoftë nata ime qe më e mirë se dita. Dhe ja se si:

Kthehem në qytet shumë vonë, dhe ishte ora dhjetë kur iu afrova shtëpisë. Rruga ime shkonte përbri kanalit ku, në këtë orë, nuk takohej shpirt i gjallë. Ç'është e vërteta, isha në anën më të largët të qytetit. Ecja dhe këndoja, sepse, kur jam i lumtur nuk më rrihet pa kënduar diçka me zë të ulët, vetë me vete, si një njeri i kënaqur i cili s'ka as miq as shokë, as të njohur të mirë, dhe që në çastet e kënaqësisë nuk ka me kë ta ndajë gëzimin e tij. Befas më ndodhi aventura më e papritur.

Mënjanë, mbështetur në parapetin e kanalit, rrinte një femër; me bërryla të vëna në mur, ajo dukej sikur shihte me vëmendje të madhe ujin e turbullt të kanalit. Kish një kapelëz të verdhë dhe një shall të zi elegant. "Kjo është një vajzë, sigurisht zeshkane" mendova. Dukej se ajo nuk i kish dëgjuar hapat e mi dhe as që lëvizi kur i kalova pranë duke mbajtur frymën, ndërsa zemra më rrihte fort. "Çudi! – mendova, – sigurisht është e shqetësuar nga ndonjë gjë", dhe papritmas ndalova si i gozhduar. M'u duk sikur dëgjova një psherëtimë të shurdhët. Po! Nuk isha gënjyer: vajza qante; pastaj, pas një minute, edhe një, edhe një tjetër psherëtimë. Zoti im! Pata një shtrëngim në zemër. Dhe,

megjithëse jam i ndrojtur me femrat, ky ish një çast i tillë!... Kthehem prapa, u drejtova nga ajo, e, me siguri do të kisha thënë: "Zonjë!" po mos të dija se kjo fjalë është përdorur me mijëra herë në romanet mondane ruse. Vetëm kjo gjë më përmbajti. Por ndërsa kërkoja fjalën e përshtatshme, vajza sikur u zgjua, pa prapa, rifilloi rrugën e saj, uli kokën dhe më rrëshqiti pranë gjatë lumit. Unë iu vura prapa po ajo e kuptoi; la anën e lumit, kaloi rrugën dhe shkoi në trotuar. Nuk guxova të kaloj andej. Zëmra ime rrihte si ajo e një zogu të zënë në çark. Menjëherë një ngjarje e papritur më erdhi në ndihmë.

Nga ana e trotuarit, jo larg nga e panjohura ime, u duk një zotëri në f r a c i një moshe të respektuar por nuk mund të thuhej i një sjelljeje të tillë. Ecte pak duke u lëkundur dhe duke u mbështetur për muri. Porse, vajza çante si shigjetë, e frikësuar e me atë nxitim që shkojnë vajzat që nuk duan t'i japin rast ndonjërit që t'i ftojë për shoqërim mbrëmjeve, dhe natyrisht zotëria që luhatej nuk do të arrinte kurrë, sikur fati të mos e mësonte: Përnjëherësh, pa thënë asnjë fjalë, zotëria la vendin ku ishte dhe filloi të vraponte fluturimthi, sa i hanin këmbët, duke e arritur të panjohurën time. Ajo shkonte si era, po zotëria luhatës po e arrinte, e arriti... Vajza

lëshoi një britmë e... bekuar qoftë fati për shkopin e fortë që kisha në dorën e djathtë, sa hap e mbyll sytë u gjenda në atë anë të trotuarit dhe menjëherë zotëria e kuptoi si ishte puna, e mori parasysh argumentin e pakundër-shtueshëm, heshti, u tërhoq prapa dhe vetëm kur ne ishim shumë larg, protestoi me terma mjaft energjike. Po fjalët e tij mezi dëgjoheshin.

- Më jepni krahun, – i thashë të panjohurës sime, - dhe ai nuk do të guxojë të na afrohet.

Ajo ma dha në heshtje krahun që dridhej ende nga tronditja dhe frika. Oh, zotëri i panjohur! Sa të bekoj në këtë çast! I lëshova një vështrim kalimthi: ish shumë e hirshme dhe zeshkane; - e kisha gjetur; në qepallat e saj të zeza shkëlqenin ende lot të vegjël, nga frika e fundit apo nga dhembja e mëparshme – këtë s'e di. Por në fytyrën e saj tani vizatohej një buzëqeshje. Edhe ajo më lëshoi një vështrim, u skuq lehtë dhe uli sytë.

- Ja, e shikoni, pse m'u larguat pak më parë? Po të ishe me mua, nuk do të kishte ngjarë asgjë...

- Po unë nuk ju njihja: mendova se edhe ju...

- E tani, ndoshta, më njihni?

- Pak. Ja, për shembull, pse dridheni?

- Oh, ju e gjetët me të parën, – iu përgjigja i

entuziazmuar për mendjemprehtësinë e vajzës sime. – Po, e keni gjetur që në vështrimin e parë me kë keni të bëni. Pikërisht kështu: Unë jam i ndrojtur me femrat, jam i turbulluar, nuk e mohoj, jo më pak se ju, kur ai zotëria ju frikësoi... Tani kam, nuk e di se ç'frikë. Është pikërisht një ëndërr, bile as në ëndërr nuk e kisha parashikuar kurrë se një ditë do të kisha folur me ndonjë femër.

- Si? Është e mundur?...

- Po, në qoftë se krahu po më dridhet, kjo ndodh sepse atë kurrë nuk e ka prekur një dorë kaq e hirshme dhe kaq e vogël sa e jotja. Unë jam krejtësisht i pamësuar me femrat, domethënë nuk jam mësuar asnjëherë me to, jam i vetëm... Unë nuk di, të paktën, as të flas me to. Ja, edhe tani nuk e di nëse ju thashë ose jo ndonjë marrëzi. Thuama haptas: ju siguroj, nuk ofendohem...

- Jo, aspak, aspak, përkundrazi. E, meqë kërkoni që unë të jem e sinqertë, po ju them që gratë e pëlqejnë një ndrojtje të tillë; dhe në qoftë se doni të dini më shumë për këtë, më pëlqen dhe mua, dhe unë nuk do t'ju përzë derisa të arrij në shtëpi.

- Atëherë, – fillova i pushtuar nga entuziazmi, – ju po më trajtoni në mënyrë që unë po pushoj së qeni i ndrojtur e kështu lamtumirë avantazhet

e mia!...

- Avantazhe? Ç'avantazhe? Ja diçka që nuk shkon...

- Më falni, nuk e them më, më shpëtoi nga goja: po si, vallë doni, që në një çast të tillë të mos kem dëshirë...

- Për pak kënaqësi, kështu?

- Mirë, po; po jini, pashë zotin, jini e mirë me mua. Gjykoni kush jam! Pra, ja, jam 27 vjeç dhe nuk kam shoqëri me asnjë. Si atëherë të flas mirë, me mjeshtëri për këtë çështje? Do të jetë më mirë për ju, kur gjithçka të jetë thënë haptas... Unë nuk di të hesht kur zemra flet brenda. Po le ta lëmë këtë... Besoni? Asnjë femër, kurrë, kurrë! Asnjë të njohur! Dhe ëndërroj çdo ditë që më në fund, ndonjëherë do të takoj ndonjërën... Ah, sikur ta dini ju se sa herë kam rënë në dashuri kështu!...

- Po, si? Me kë?

- Po, me asnjë, me një ideal, me atë që shoh në ëndërr. Unë krijoj romane të tëra në përfytyrimet e mia. Oh, ju nuk më njihni! Është e vërtetë që kam takuar dy ose tri gra, nuk mund të ishte ndryshe, po ç'gra ishin ato? Ishin zonja shtëpie të tilla që... Po do t'ju bëj të qeshni: do t'ju them se disa herë kam menduar të filloj bisedë, pa ceremoni, me ndonjë aristokrate nëpër rrugë, në një çast, kuptohet, kur isha

vetëm; natyrisht të filloja bisedë, në mënyrë të ndrojtur, të respektuar, të pasionuar; t'i thosha se unë po humbisja kështu vetëm, që mos të më përzinte, se nuk dija ndonjë mënyrë si të njihja të paktën edhe një femër dhe se është detyrë për një grua që të mos refuzojë lutjen e ndrojtur të një burri kaq fatkeq sa unë. Se më në fund, gjithë ajo që kërkoja konsistonte vetëm në këtë: të më thoshte fjalë vëllazërore, me pak simpati, mos të më refuzonte që në hapin e parë, të më besonte, të ma dëgjonte atë që do t'i kisha thënë, të qeshte nëse i dukej me vend, të më jepte pak shpresë, të më thoshte dy fjalë, vetëm dy, pastaj ndoshta mund të mos më shihte kurrë!... Po ju po qeshni. Fundja prandaj po flas kështu...

- Mos u zemëroni; qesh sepse ju jeni armik i vetes suaj; dhe në qoftë se ju do ta provonit, do t'ia kishit arritur qëllimit edhe sikur kjo të ndodhte në rrugë: më e thjeshta është më e bukura... Asnjë grua me zemër, po mos të jetë e marrë, ose në këtë çast e zemëruar nga ndonjë shkak i veçantë, nuk do t'ju kish përzënë po t'ia kishit thënë këto dy fjalë në mënyrë kaq të ndrojtur... Po, çfarë po them? Sigurisht do t'ju kish quajtur të marrë. Veç unë gjykova sipas mendjes sime. Unë e di mirë se si jetojnë njerëzit në këtë botë!

- Oh, ju falënderoj, - brita, - ju s'e dini çfarë keni bërë për mua tashti!

- Mirë, mirë! Po thuamëni: Si e kuptuat që unë jam një grua me të cilën... eh, që mund ta konsideronit të denjë... për vëmendje e për miqësi?... Me një fjalë, jo një zonjë shtëpie si e thatë ju? Pse vendosët të më afroheshit?

- Pse? Pse? Po ju ishit vetëm, ai zotëria ish tepër i guximshëm, tani është natë; e kuptoni vetë që kjo është një detyrë...

- Jo, jo, që më parë, atje, në atë vend. Pse donit të më afroheshit?

- Atje, në atë vend? Po unë në të vërtetë, s'di si të them; kam frikë... Dijeni, unë sot isha i lumtur, ecja, këndoja; isha jashtë qytetit; nuk kisha patur kurrë çaste kaq të lumtur. Ju, ndoshta, m'u duk... eh, më falni në qoftë se nuk më kujtohet: m'u duk se ju po qanit dhe unë... nuk ju dëgjoja dot... m'u shtrëngua zemra... Oh, zoti im! E pra, nuk mund të ndieja vallë një trishtim për ju? A është e mundur të jetë mëkat të ndiesh një mëshirë vëllazërore për ju?... Më falni, thashë "mëshirë"... Po si, me një fjalë, a mund t'ju kem ofenduar sepse, padashur, m'u shkrep t'ju afrohem?...

- Ndaloni, mjaft, mos flisni më, – tha vajza duke ulur sytë dhe duke më shtrënguar dorën. – Unë vetë jam fajtore sepse fillova të bisedoj

për këtë. Por jam e kënaqur që nuk jam gabuar me ty. Por ja, arrita pranë shtëpisë; duhet të kaloj në këtë rrugicë: janë dy hapa... Lamtumirë, falemnderit...

- Kështu, a është e mundur, a është e mundur vallë të mos shihemi më? A është e mundur të mbarojë gjithë kjo kështu?

- Shikoni, - tha vajza, – në fillim donit vetëm dy fjalë, kurse tani... Po, fundja unë s'do t'ju them asgjë... Mund që edhe të takohemi...

- Do të vij këtu nesër, - i thashë, – oh, falmëni, unë tashmë dua...

- Po, jeni i paduruesh ëm... thuajse kërkoni...

- Dëgjóni, dëgjoni! – e ndërpreva. – Falmëni në qoftë se ju them përsëri diçka të tillë... Po ja se çfarë: unë nuk mund të mos vij nesër këtu. Un jam një ëndërrues. Unë çoj një jetë fort pak reale dhe çaste si këto, të tanishmet, i kam të rrallë aq sa nuk mund të mos i përsëris në ëndrrat e mia. Do t'ju ëndërroj gjithë natën, gjithë javën, gjithë vitin. Unë do të vij këtu patjetër nesër, pikërisht këtu, në këtë vend e në këtë orë, e do të jem i lumtur duke kujtuar ditën e sotme. Tashmë ky vend më është i dashur. Kam dy ose tre vende të tilla në Petërburg. Kam arritur të qaj, njëherë, nga një kujtim si ju... Ku dihet? Mundet që edhe ju, dhjetë minuta më parë qanit nga një kujtim... Po, më falni, përsëri

fola pa kujdes; ju ndoshta njëherë keni qenë e lumtur këtu, në një mënyrë të veçantë...

- Mirë, - tha vajza, – ashtu qoftë, do të vij nesër këtu dhe pikërisht në orën dhjetë. E shoh se nuk mund t'jua mohoj më... Ja si qëndron puna: unë duhet të jem këtu. Mos mendoni se ju kam caktuar ndonjë takim. Ta dini se duhet të jem këtu për hesapin tim. Shiko, shiko... e pra, do të flas hapur: nuk prish punë sikur të vinit dhe ju; pikësëpari mund të ndodhin gjëra të papëlqyera si sot, por kjo nuk ka rëndësi... Me një fjalë do të desha vetëm t'ju shikoj, t'ju them dy fjalë. Veç, shikoni, mos vallë mendoni keq për mua tani? Mos kujtoni se po ju lë kaq lehtë një pikëpjekje. Nuk do t'ua lija në qoftë se... Por le të mbetet një sekret i imi! Vetëm se do të vëmë një kusht këtej e tutje mes nesh...

- Një kusht! Flisni, thuajeni, thuajeni sa më parë; do të pranoj gjithçka; jam përgjegjës për veten time, do të jem i bindur, i respektueshëm... ju më njihni...

- Pikërisht pse ju njoh, ju ftoj nesër, - tha duke qeshur vajza, – unë ju njoh fare mirë. Po, shikoni: do të vini me mua me një kusht; para së gjithash (po, jini i mirë, bëni atë për të cilën ju lutem, shikoni se ju flas haptas) mos më dashuroni... Kjo nuk ka mundësi, ju siguroj. Për miqësi jam gati; ja dora... Por për dashuri

nuk ka mundësi, ju lutem!

- Ju betohem, - bërtita duke i kapur dorën...

- Mjaft, mos u betoni, unë ju njoh shumë mirë; keni aftësi të ndizeni si baruti. Mos ma merrni për keq. Po ta dinit... Unë gjithashtu nuk kam ndonjë njeri me të cilin mund të këmbej dy fjalë, të cilit mund t'i kërkoj ndonjë këshillë. Sigurisht këshilltarët nuk gjenden rrugëve por ju jeni një përjashtim. Unë ju njoh aq mirë sa të ishim miq që prej njëzet vjetësh... A është e vërtetë që nuk më tradhtoni?...

- Do ta shikoni... Veçse nuk di sesi do t'ia dal që të rroj edhe njëzet e katër orë.

- Flini mirë dhe natën e mirë; natën e mirë dhe kujtohuni se ju kam besuar. Keni thënë pak më parë: që a është e mundur të përmbahet çdo ndjenjë, të paktën një simpati vëllazërore? Dhe e keni thënë aq bukur sa përnjëherë më shkrepi në mendje për t'ju dhënë një mirëbesim...

- Pashë zotin, cilin? Çfarë?

- Nesër. Lëreni, le të mbetet një sekret tani. Aq më mirë për ju; kjo do të ngjasojë me një roman. Ndoshta do t'ju them nesër, ndoshta jo... Së pari do të flas ende me ju. Do të njihemi më mirë pastaj.

- Oh, po, unë nesër, do t'ju tregoj çdo gjë për veten time! Po ç'po ndodh? Më duket se

po kryhet një mrekulli... ku jam, zoti im! Hë, thuamëni, a mund të mos jeni e kënaqur sepse nuk jeni zemëruar me mua siç mund të bënte një tjetër, që nuk më përzutë që në fillim? Dy minuta, dhe më bëtë të lumtur përgjithmonë. Po, të lumtur; kush e di, ndoshta më pajtuat me veten time, keni zgjidhur dyshimet e mia... Ndoshta do të më qëllojnë çaste të tillë... Po pra, unë nesër do t'ju tregoj gjithçka, ju do t'i dini të gjitha...

- Mirë, pranoj, do të filloni ju i pari...

- Dakord.

- Mirupafshim!

- Mirupafshim!

Dhe u ndamë. U enda gjithë natën; nuk vendosja dot të kthehesha në shtëpi. Sa i lumtur isha...

Nesër!

## NATA E DYTË

- Shikoni, paskeni ardhur? – Më tha duke qeshur e duke m'i shtrënguar të dyja duart.

- Jam këtu, që prej dy orësh; ju s'e dini se ç'ka ndodhur me mua tërë ditën.

- E di, e di... po të vijmë te fakti. E dini pse kam ardhur? Jo për të llomotitur marrëzira si dje. Ja se çfarë: këtej e tutje duhet të jemi më të urtë. Unë mbrëmë kam menduar gjatë për këtë.

- Po në ç'gjë, në ç'gjë pra duhet të jemi më të urtë? Unë për vete jam gati; po në të vërtetë në gjithë jetën time nuk më ka qëlluar ndonjëherë të kem qenë më i urtë se tani.

- Vërtet? Ju lutem, së pari mos m'i shtrëngoni duart kaq fort, së dyti ju deklaroj se sot kam menduar gjatë për ju!

- E si përfundim?

- Si përfundim? Kam arritur në këtë: që duhet të fillojmë nga e para, sepse, sot u binda që më jeni krejtësisht i panjohur, që dje kam vepruar si një fëmijë, si një vajzë e vogël dhe,

kuptohet se fajtore për gjithçka është zemra ime e mirë, d.m.th. kam lavdëruar veten, siç ndodh kur mendojmë për veten tonë. Dhe, për të ndrequr këtë gabim, kam vendosur të marr njoftime mbi ju në mënyrën më të hollësishme. Po meqenëse nuk kam ku t'i marr këto informata, duhet që ju vetë të më tregoni gjithçka, gjithçka deri në hollësinë më të vogël. Hajt, ç'njeri jeni? Shpejt! Filloni pra; tregoni gjithë historinë.

- Historinë! – brita i trembur, - historinë! Po, kush ju tha se kam histori? Unë nuk kam histori...

- Që kur keni lindur, si mos të keni histori? – më ndërpreu duke qeshur.

- Nuk kam fare histori! Unë kam jetuar, siç thuhet nga ne, për hesapin tim, d.m.th. krejtësisht vetëm, vetëm, vetëm. A e kuptoni ç'do të thotë kjo?

- Po si vetëm? Nuk keni parë asnjë, kurrë?

- Oh, jo; për të parë njerëz kam parë por sidoqoftë kam qenë vetëm.

- Çfarë pra, ndoshta nuk flisni me asnjë?

- Në kuptimin e ngushtë të fjalës, me asnjë.

- Po kush jeni ju, shpjegohuni! Pritni, po mundohem ta gjej: ndoshta keni një gjyshe si e imja. Është e verbër dhe nuk më lë të shkoj në asnjë vend për gjithë jetën, aq sa pothuaj kam

harruar zakonin e të folurit. E, kur, para disa vjetësh bëra një "arratisje" dhe ajo e pa që nuk mund të më mbante, më thërriti dhe mbërtheu me gjilpërë rrobën e saj me timen dhe që prej këtij çasti ne ndenjëm kështu me ditë të tëra; ajo, dhe pse është e verbër, bën çorape, dhe unë i rri pranë, qep ose i lexoj asaj ndonjë libër me zë të lartë: Dhe ky zakon kaq i çuditshëm vazhdon që prej dy vjetësh...

- Ah, zoti im, sa fat i keq! Po jo, unë nuk kam ndonjë gjyshe të këtillë.

- Po në qoftë se nuk është kështu, atëherë si mund të qëndroni në shtëpi?...

- Dëgjomëni, doni ta dini kush jam unë?

- Po de, po!

- Në kuptimin e ngushtë të fjalës?

- Në kuptimin e ngushtë të fjalës.

- Më lejoni, unë jam një tip.

- Një tip, çfarë tipi? – bërtiti vajza duke shpërthyer në një të qeshur të tillë sikur nuk kish mundur të qeshte që prej një viti. Po me ju njeriu bëhet i gëzuar. Shikoni, ja këtu ka një stol; eja të ulemi. Këtu s'vjen njeri, nuk na dëgjon kush, pra, historinë tuaj! Sepse nuk mund të më bindni që nuk keni histori; vetëm se ju e fshihni. Në radhë të parë: Ç'është ky "Tip"?

- Tipi? Tipi është origjinal, është një i

veçantë, – u përgjigja duke filluar edhe unë të qesh sipas shembullit të qeshjes së saj fëminore. – Është një karakter i bërë kështu. Dëgjoni: Ç'është një ëndërrues? E dini?

- Një ëndërrues! Më falni, si është e mundur të mos e di? Unë vetë jam një ëndërruese! Nganjëherë ulem pranë gjyshes dhe çfarë nuk më shkon ndërmend? E ja, filloj të ëndërroj, e kështu bie në mendime... dhe pikërisht ëndërroj sikur martohem me një princ kinez... Po është mirë bile ndonjëherë të ëndërrosh! Jo, fundja, zoti e di! Në qoftë se ke çfarë të mendosh – shtoi vajza, mjaft serioze kësaj here.

- Shumë mirë! Në qoftë se keni ëndërruar të martoheni me BOGDYKHAN kinez, atëherë kjo do të thotë se do të më kuptoni fare mirë. Tani dëgjoni... Po më falni: unë ende nuk e di emrin tuaj.

- Më në fund! Ama u kujtuat shpejt!

- Ah, zoti im! As që më shkoi ndërmend, isha aq mirë njëlloj...

- Më quajnë Nastjenka[1])

- Nastjenka! Vetëm kaq?

- Kaq! Ju duket pak; sa i pangopur jeni!

- Pak? Shumë, shumë, përkundrazi, tepër, Nastjenka; jeni vajzë e mirë se që në çastin e parë ju për mua u bëtë "Nastjenka"!

[1]*Zvogëlim i emrit Anastasia*

- Ja ku më ke, pra. Tani vazhdo!

- Po vazhdoj, Nastjenka, dëgjoni. Ç'histori qesharake. U ula pranë saj, mora një qëndrim serioz, të fryrë, dhe fillova sikur të lexoja ndonjë libër:

Ka, Nastjenka, nëse nuk e dini, ka në Petërburg qoshe shumë të çuditshme. Në këto vende do të thuhej se nuk duket dielli që bën dritë për gjithë njerëzit e tjerë të Petërburgut, por duket një tjetër diell, i ri, thuajse i bërë pikërisht për këto qoshe dhe që shkëlqen me një tjetër dritë, krejt të veçantë. Në këto qoshe, Nastjenka e dashur, bëhet një jetë që duket krejtësisht e ndryshme nga jeta që lëvrin rreth nesh, një jetë që mund të ekzistojë në një mbretëri të panjohur e përrallore, po jo te ne, në kohën tonë shumë serioze. Ja, pikërisht kjo jetë është një grimcë e një diçkaje të thjeshtë fantastike, nxehtësisht ideale dhe, në të njëjtën kohë (medet, Nastjenka!) prozaike dhe e zakonshme që mos të them banale.

- Eh, zoti im! Çfarë parathënie! Ç'do të dëgjoj akoma?

- Do të dëgjoni, Nastjenka (nuk do të lodhem kurrë së ju quajturi Nastjenka), - do të dëgjoni se në këto kënde jetojnë njerëz të çuditshëm, ëndërruesit. Ëndërruesi, - nëse duhet të japim një përcaktim të saktë, - nuk është një

njeri, por, e dini, është *njëfarë qenie neutrale.* Vendoset në më të shumtën e herës, në ndonjë qoshe të padukshme, sikurse do të fshihet deri edhe nga drita e diellit, dhe posa kthehet në shtëpi lëshon rrënjë në qoshen e tij si një kërmill, ose më mirë të themi, në këtë vështrim, si ajo kafsha interesante, njëkohësisht kafshë dhe shtëpi bashkë, që quhet breshkë.

Për ç'shkak, mendoni ju, ai i do kaq shumë të katër muret e lyera me ngjyrë të gjelbër, të tymosur, të trishtuar dhe në mënyrë skandaloze të nxira nga tymi? Pse ky njeri qesharak, kur i vjen ndonjë i njohur i rrallë që ka (arrin të mos ketë asnjë), pse ky njeri qesharak e pret kaq i turbulluar, kaq i shndërruar në fytyrë, me një shqetësim të tillë, sikur brenda atyre mureve të kishte kryer ndonjë krim, sikur të kishte fabrikuar bileta false apo disa poezi për t'ia dërguar ndonjë reviste me një letër anonime, ku thuhet se poeti tashmë ka vdekur dhe se miku i tij e ka për detyrë të shenjtë të botojë vjershat e tij? Pse, thuamëni, Nastjenka, bisedimi nuk lidhet në mes tyre? Pse as e qeshura, as ndonjë fjalë nuk del nga goja e mikut të turbulluar që hyri papritur, i cili në një rast tjetër, do t'i donte të qeshurën dhe fjalët e bisedimet mbi seksin e bukur dhe temat e tjera të gëzueshme? Për ç'shkak ky mik, ndoshta i

njohur kohët e fundit dhe që bën vizitën e parë, - (se të dytë nuk do të ketë më), sepse ky mik nuk do të vijë tjetër herë, - për ç'shkak ky mik ngatërrohet dhe pezmatohet, me gjithë përpjekjet e tij të shpirtit (e ka), duke parë fytyrën e prishur të zotit të shtëpisë, që, nga ana e tij, pati kohë sa ta humbasë torruan dhe të turbullohet sa s'ka më, mbas përpjekjeve të mëdha por të kota, për të filluar dhe gjallëruar ndonjë bisedim, për të treguar se edhe ai i njeh zakonet e kësaj bote, bile edhe të trajtojë temën e seksit të bukur dhe, të paktën me përulësi, t'i pëlqejë këtij njeriu të mjerë, i cili po i bën një vizitë të gabuar? Pse më në fund, miku rrëmben menjëherë kapelën dhe shkon me rrëmbim, duke u kujtuar, gjoja papritur, për një punë shumë të ngutshme, e cila nuk ka ekzistuar kurrë dhe, mirë apo keq, heq dorën e tij nga shtrëngimi dhe nxehtësia e asaj të të zotit të shtëpisë, i cili kërkon me çdo mënyrë të shprehë pendimin e tij e dhe ta ndreqë gabimin? Pse miku që shkon, sapo del nga porta, fillon të qeshë edhe pse ky origjinal është në thelb një person i shkëlqyeshëm? E pse në të njëjtën kohë, nuk mundet në asnjë mënyrë t'ia ndalojë fantazisë së tij një tekë të vogël: për ta krahasuar, qoftë larg e larg, fytyrën e bashkëbiseduesit që ish pak më parë, gjatë gjithë vizitës, me pamjen e

një maçoku fatkeq që disa fëmijë e kanë gjymtuar, tmerruar dhe trajtuar aq keq, sa mbasi e kanë burgosur tradhtisht, e ndrydhin deri në pikë të fundit, dhe që më në fund, për të shpëtuar, është strukur nën një karrige, në errësirë dhe është detyruar të kërleshë lëkurën për një orë të tërë, të shfryjë, të lajë trupin e fyer me të dyja putrat dhe, për shumë kohë të shikojë me mëri natyrën, jetën, deri edhe pjesën e ushqimit që i japin me mëshirë shërbëtorët?

- Dëgjoni, - më ndërpreu Nastjenka e cila më kishte dëgjuar gjatë gjithë kohës me çudi, duke hapur sytë dhe gojën e vockël, - dëgjoni: unë nuk e di fare nga vjen kjo gjë dhe pse m'i bëni këto pyetje kaq qesharake; por atë që kuptoj me të vërtetë, është që gjithë këto raste ju kanë ardhur juve me sigurinë më të madhe, fjalë për fjalë.

- Pa dyshim, - iu përgjigja me një hije serioze.

- Atëherë, në qoftë se nuk ka dyshim, vazhdoni -- u përgjigj Nastjenka, - sepse kam shumë dëshirë të shoh fundin.

- A doni të dini, Nastjenka se çfarë po bënte heroi ynë në qoshen e tij, ose më mirë të themi "unë", sepse heroi i gjithë këtij fakti jam unë, me personin e thjeshtë timin; a doni të dini pse jam alarmuar e pse kam humbur torruan për një ditë të tërë nga vizita e papritur e mikut?

Doni të dini pse jam çoroditur kaq shumë, pse jam skuqur kur kanë hapur derën e dhomës sime, pse nuk dita të pres vizitorin dhe, kaq në mënyrë trashanike, m'u desh të vihem nën peshën e mikpritjes?

- Po, po! – tha Nastjenka, - pikërisht këtë dua. Dëgjoni: Ju tregoni për mrekulli, po nuk mund të tregoni vallë pak më mirë? Sepse dukeni sikur lexoni në ndonjë libër.

- Nastjenka, – thashë me një zë të fortë e madhështor, duke mbajtur me zor të qeshurën, - Nastjenka e dashur, unë e di që tregoj bukur, po më falni, nuk di të tregoj ndryshe. Tani, e dashura Nastjenkë, tani ngjaj me shpirtin e mbretit Solomon që ndenji shtatë vjet në qyp, mbyllur me shtatë vula dhe që më në fund ia hoqën. Tani, Nastjenka e dashur, që u takuam përsëri pas një ndarjeje të gjatë, sepse unë ju njihja prej shumë kohësh, pra Nastjenka, sepse që kur kërkoja ndonjë, dhe fakti është se po ju kërkoja pikërisht juve dhe fati desh që të takoheshim tani, dhe tani në kokën time janë hapur me mijëra valvula, dhe duhet që unë të derdh një lumë fjalësh, përndryshe do të më zihej fryma e do të mbytesha. Pra, ju lutem të mos më ndërprisni, Nastjenka, por të më dëgjoni e nënshtruar dhe e bindur; në rast të kundërt do të hesht.

- Jo, jo, jo! Aspak! Flisni! Tani nuk do të them më asnjë fjalë.

- Po vazhdoj: ka mikja ime, Nastjenka, gjatë ditës një orë që unë e dua pa masë. Është ajo orë kur mbarojnë gjithë punët e ditës, zyrat, angazhimet dhe të gjithë njerëzit shpejtojnë për në shtëpi për të ngrënë, për t'u shtrirë apo pushuar, dhe, ndërsa gjenden në rrugë, bëjnë plane si të kalojnë mbrëmjen, natën dhe gjithë kohën që mbetet e lirë. Në këtë orë edhe heroi ynë, - tashmë, më lejoni të tregoj në vetën e tretë, sepse të tregosh në vetën e parë është tmerrësisht e mërzitshme, - në këtë orë, pra edhe heroi ynë, që nuk ka qenë as ai pa shqetësime, udhëton si të tjerët. Por një ndjesi e çuditshme kënaqësie vizatohet në fytyrën e tij të zbehtë, pak si të rrudhur. Ai nuk e vëren me interesim muzgun e mbrëmjes që shuhet lehtë-lehtë në qiellin e freskët të Petërburgut. Kur them "vëren" nuk them të vërtetën; ai nuk vëren, shikon lart e poshtë, si një njeri i lodhur ose si një që merret brenda vetes për gjëra më interesante. Në mënyrë që, vetëm në disa momente e thuajse pa e dashur këtë gjë, ka kohë edhe të vërejë rreth vetes. Ai është i kënaqur sepse ka përfunduar deri nesër, punët e mërzitshme, i gëzuar si një nxënës kur del nga shkolla, i cili vrapon pas lodrave të veta të

preferuara e merret me çapkënllëqet e tij. Shikojeni, Nastjenka; do ta kuptoni menjëherë që gëzimi tanimë ka vepruar mbi nervat e tij të ndjeshme dhe mbi fantazinë e tij të eksituar në mënyrë të sëmurë. Ai mendon. Besoni ndoshta që mendon darkën, mbrëmjen? Çfarë shikon ashtu? Ndoshta atë zotëri që ka përshëndetur kaq "artistikisht" atë zonjën, e cila i ka kaluar pranë në atë karrocë madhështore të tërhequr nga ata kuaj të bukur? Jo, Nastjenka, nuk janë këto gjëra të vogla që e interesojnë. Është një njeri, tashti, i pasur me jetë të brendshme. Është i pasur ju them, dhe rrezet e lamtumirës së diellit që perëndon nuk kanë shkëlqyer kot për të. Në zemrën e tij ato kanë ngritur një re sensacionesh. Tani ai ekzaminon gjithë hollësitë e rrugës: Tani "perëndesha e fantazisë" (a e keni lexuar Zhukovskin,[1]) Nastjenka ime e dashur?), ka endur tashmë me duart e saj të mrekullueshme pëlhurën e praruar dhe fillon të thurë arabeskat e një jete fantastike dhe imagjinare. Ajo e ka ngritur heroin tonë në qiellin e shtatë, "qiellin e kristaltë", shumë larg këtij trotuari prej graniti që ai po shkelë kësaj mbrëmjeje duke hyrë në shtëpi. Kërkoni ta ndaloni, pyeteni menjëherë ku ndodhet, nga ka ardhur, ai nuk do të kujtohet për asgjë, as ku ka vajtur, as ku ndodhet; dhe

[1]*Përkthyes i famshëm dhe poet mediokër rus (1783-1852)*

duke u skuqur nga pezmi do të shpikë ndonjë gënjeshtër për të shpëtuar dukjen. Ai ka pasur një tronditje të madhe, dhe për pak, do të kishte bërtitur nga frika, kur një zonjë e respektuar e ka ndaluar në mes të trotuarit për ta pyetur për emrin e rrugës.

Me fytyrë të zymtë vazhdon rrugën, duke dalluar me zor, më se një udhëtar që nënqesh duke e parë dhe kthehet për ta parë akoma, e se vashëzat, pasi janë larguar nga ai të trembura, afrohen përsëri për t'i studiuar më mirë buzëqeshjen e ngashëryer dhe gjestet e tij.

Po gjithmonë e njëjta fantazi zvarrit në fluturimin e saj gruan plakë, edhe kalimtarët kureshtarë, dhe burrat që kalojnë mbrëmjen duke shëtitur me varka nëpër Fontanka dhe vashëzat lozonjare; ajo i zë të gjithë në kurthet e saj, si mizat në rrjetën e merimangës.

Dhe, njeriu i çuditshëm hyn përsëri në strofullin e tij pa u kujtuar për këtë, dhe vjen në vete vetëm atëherë kur Matriona, shërbyesja e tij, i rregullon tavolinën dhe i jep çibukun. Kur, si të thuash, zgjohet, vjen në vete, me çudi është kujtuar kur tashmë ka mbaruar së ngrëni, ndërsa krejtësisht i ka ikur kujtesa, se si ka ndodhur gjithë kjo. Në dhomë u bë errësirë: në shpirtin e tij ka boshllëk dhe trishtim; një mbretëri e tërë ëndrrash shembet rreth tij, dhe shembet pa lënë

gjurmë, pa zhurmë, pa potere; ka shkëlqyer si vetëtimë, si një vizion. Dhe as ai vetë nuk kujtohet se çfarë ka ëndërruar; por një ndjenjë e murrme ngrihet në qenien e tij, një ndjenjë e panjohur, një dëshirë e re; dhe ja që mblidhet rreth tij një turmë e tërë fantazmash të reja. Ai vetë gjallërohet dhe vlon si uji i xhezves së plakës Matrionë. Merr një libër, pa qëllim, e hap diku dhe mbas fletës së tretë, i bie nga dora. Fantazia e tij është nxitur së tepërmi, dhe papritur, një botë e re, një jetë e re mahnitëse shkëlqen para tij. Ëndërr e re, lumturi e re! Një dozë e re e hollë, epshore, helmi! Oh, ç'rëndësi ka për të jeta jonë reale! Në shikimin e tij, jeta që bëjmë unë e ti, në sytë e tij, të gjithë ne dukemi të pakënaqur nga fati ynë dhe të lodhur nga jeta! Dhe në të vërtetë, shikoni se si edhe në vështrimin e parë, gjithçka rreth nesh është e ftohtë, e murrme, e hidhur... "Të shkretët!" mendon ëndërruesi. Dhe s'është e çuditshme pse mendon kështu. Shikoni pak këto fantazma madhështore që në një mënyrë të mahnitshme, tekanjoze, kaq të gjera dhe pa kufij, përbëjnë ëndrrën e tij magjike dhe të gjallë, ku, në planin e parë, natyrisht, është ai, ëndërruesi ynë në veten e tij të dashur! Shikoni sa aventura të ndryshme, çfarë morie ëndrrash! Ju ndoshta pyesni: Ç'ëndërron vallë? Pse të pyesësh? Po,

gjithçka..., fatin e poetit, në fillim i panjohur, pastaj i kurorëzuar, miqësinë me Hoffman-in, Natën e Shën Bartolemeut, Diana Vernon-in, pjesën heroike të Ivan Vasileviçit në pushtimin e Kazanit, Clara Mubry-n, Jeffia Deus-in, Këshillin e prelatëve dhe Jan Husin para tyre, ngjalljen e të vdekurve në "djallin Robert"[1]) (ju kujtohet muzika? Bie erë varrezash!) Minna-n e Brinda-n, Betejën pranë Berezinës, leximin e poemës nga kontesha W. D. Danton-in, Kleopatrën e i suoi amanti[2]), Shtëpizën me Kolona[3]), qoshkën e tij, dhe aty pranë, krijesën e dashur që e dëgjon në mbrëmjet e dimrit duke hapur gojën e vogël dhe syçkat, siç bëni ju tani ëngjëlli im i vockël... Jo, Nastjenka, ç'është vallë, ç'është për këtë përtac epshor, ajo jetë që bëjmë unë e ti? Ai mendon se kjo është jetë e varfër, e dhembshur, duke mos parashikuar se edhe për të, ndoshta, një herë do të trokasë ora, ora e trishtuar në të cilën, për një ditë vetëm të kësaj jete të dhembshur, do të jepte gjithë vitet e fantazisë, e për më tepër, nuk do që t'i japë për gëzimin, as për lumturinë, as edhe s'do të donte të zgjedhë, në këtë orë, trishtimin,

---

[1]*Opera* "Djalli Robert" *e kompozitorit gjerman Meyerber(1791-1864)*

[2]*Italisht në origjinal*

[3]*Poemë e Pushkinit*

pendimin, dhembjen e lirë. Por, ndërkaq nuk ka arritur ende kjo orë e tmerrshme: ai nuk dëshiron asgjë sepse është mbi çdo dëshirë, sepse gjithçka është me të, sepse është i ngopur, sepse vetë ai është artizan i jetës së vet të cilën e krijon kur të dojë. Kaq lehtë, kaq në mënyrë të natyrshme krijohet kjo jetë përrallore, fantastike! Sikur e gjithë kjo të mos ish thjesht një fantazmë! Në të vërtetë në ndonjë çast është gati të besojë se gjithë kjo jetë nuk është një nxitje e ndjenjës, një vegim, një gënjeshtër e imagjinatës, por thjesht realja, e vërteta, e tanishmja. E pse, thoni, Nastjenka, pse në këto çaste ndiehet në shpirt i vrarë? Pse, nga cila magji, nga ç'vrull i panjohur i shpejton pulsi, i burojnë lotët nga sytë, faqet e tij të zbehta, të lagura djegin, dhe gjithë qenia e tij mbushet nga një ngushëllim i pamposhtur? Pse, pra, net të tëra pa gjumë kalojnë si vetëtima, në një hare e lumturi të pashtershme e kur agu shkëlqen në dritare me rrezen e tij të kuqërremtë, dhe agimi ndrit dhomën e trishtuar me dritën e tij të pasigurt, fantastike, siç është nga ne në Petërburg, ëndërruesi ynë i lodhur, i mbaruar, hidhet në krevat dhe fle në shkrirjet entuziaste të shpirtit të tij të tronditur në mënyrë të sëmurë dhe me një të keqe dhembshurisht të ëmbël? Do të thuhej, Nastjenka, se ai është dashuruar!

Shikojeni vetëm e do të bindeni për këtë. E pra, është vallë e mundur që ai të mos e ketë njohur kurrë qenien që shtrëngon ndër krahë në valët e ëndrrës së tij? Si! Ëndërronte pra, pasionin? Është e mundur vallë që të mos ketë ecur dorëpërdore, me vite, duke përzierë shpirtrat e tyre? Në orën e vonë të ndarjes, ajo a nuk është përkulur vallë duke qarë mbi gjoksin e tij, pa dëgjuar shtrëngatën që ulurinte përjashta, e shqetësuar vetëm me shtrëngatën e brendshme të dashurisë së tyre të humbur? E gjithë kjo nuk ish pra tjetër veç një ëndërr: Ky kopsht i trishtuar, i braktisur, i egër, me shtigje të mbuluara me myshk, ku kanë shëtitur kaq shpesh, së bashku, "kaq gjatë e kaq dashurisht"? E ajo shtëpi e çuditshme e stërgjyshërve, ku ajo jetoi kaq gjatë dhe e trishtuar, me një burrë plak tekanjoz, plot vrer, nga i cili kishin frikë si dy fëmijë të dashuruar? Sa vuanin, sa trëmbeshin, sa të pafajshëm, sa e pastër ishte dashuria e tyre, dhe sa (kuptohet Nastjenka), sa të këqij ishin njerëzit! E, zoti im, a nuk është vallë ajo që ai ka takuar, pastaj, larg brigjeve të vendlindjes, nën një qiell të huaj, jugor, të nxehtë, në një qytet mrekullisht të përjetshëm, në shkëlqimin e ballos, përmes zhurmimit të muzikës, në një pallat (pikërisht në një pallat) i mbytur në një det dritash, mbi

atë ballkon të mbuluar me mërsina e trëndafila ku ajo, duke e njohur, ka hequr me ngut maskën dhe, duke i pëshpëritur në vesh, i tha "jam e lirë", dhe është hedhur, duke u dridhur në krahët e tij, dhe me një britmë ekstaze, duke u shtrënguar njeri me tjetrin, për një çast kanë harruar dhimbjen dhe ndarjen, e gjithë vuajtjet, shtëpinë e errët, plakun, dhe kopshtin e vrenjtur në vendin e largët ku lindi, dhe bankën mbi të cilën me një puthje të fundit të zjarrtë, ajo u shkëput nga krahët e tij dhe mbeti e shtangur nga dëshpërimi?... Oh! Pranoni, Nastjenka se mund të turbullohet, të skuqet si një nxënës i kapur në kopsht duke vjedhur mollët e fqinjit, nëse pas kaq ndodhish tragjike që i lënë të dridhur nga emocioni, një mik i papritur, i gëzuar e llafazan, hap përnjëherësh portën e thërret, sikur asgjë të mos kishte ndodhur: "I dashur, po kthehem nga Pavllovsku!" Zot i madh! Konti plak ka vdekur, një lumturi e pamasë po fillonte për të dy dashnorët kur ja, dikush vjen nga Pavllovsku!...

Heshta, pasi kisha mbaruar tregimin tim patetik. Më kujtohet se kisha një dëshirë të madhe për të shpërthyer në gaz jashtë forcave të mia, sepse tashmë ndieja se në veten time kish filluar të lëvizte njëfarë djalli kundërshtar, që më shtrëngonte fytin, më dridhte mjekrën

dhe sytë më ishin njomur.. Prisja të shikoja Nastjenkën të qeshte e para me atë gazin e pandalshëm fëminor dhe pendohesha që kisha vajtur aq larg, që kisha treguar atë që mbaja prej kaq kohe të fshehur në zemrën time. Për këtë arsye doja të qeshja më parë se ajo; por për çudinë e madhe timen ajo mbeti e heshtur, duke m'i shtrënguar lehtë duart dhe më pyeti me një theks të ndrojtur:

- A keni jetuar me të vërtetë kështu?

- Gjithmonë, Nastjenka, gjithmonë; besoj se kështu kam për të mbaruar!

- Jo, s'është e mundur, – tha ajo me mallëngjim, – s'është e mundur! A do të mendoja unë të kaloj gjithë jetën time me gjyshen? Është fatkeqësi të jetosh kështu.

- E di, Nastjenka, e di. Dhe e di më shumë se kurrë, tani që jam pranë jush, sepse vetë Perëndia ju ka dërguar, engjëlli im i dashur, për të ma thënë këtë dhe për të ma provuar. Tani kur jam pranë jush, kur ju flas, kjo e ardhme më duket e pamundur; atje është vetmia, mungesa, zbrazësia. E ç'mund të ëndërroj, tani që jam i lumtur pranë jush, në realitet? Oh, qofshi e bekuar, vajzë e dashur, pse nuk më refuzuat që herën e parë dhe sepse më bëtë të jetoj, të paktën, dy mbrëmje në jetën time!

- Ah, jo, jo! – briti Nastjenka, dhe pikëza

loti i shkëlqenin ndër sy, - jo, kështu nuk do të jetë më; ne nuk do të ndahemi kështu! Ç'janë dy mbrëmje!

- Ah, Nastjenka, Nastjenka! Po, a e dini përsa kohë më keni pajtuar me veten time? A e dini se tani unë nuk duhet të mendoj keq për vete siç kam bërë herët e tjera? A e dini që ndoshta unë nuk kam pse të brengosem duke menduar se kam bërë një krim dhe mëkat me jetën time, sepse një jetë e tillë, është një krim dhe mëkat? Dhe mos mendoni se i kam zmadhuar gjërat, pashë zotin mos e mendoni këtë, Nastjenka, sepse nganjëherë kam çaste të një brengosjeje, të një brengosjeje të tillë... Pse në ato çaste më ngjan sikur unë nuk do të jem kurrë i aftë të jetoj një jetë të vërtetë, sepse më duket sikur kam humbur çdo takt, çdo nuhatje për atë që është e vërtetë, reale; sepse më në fund kam mallkuar veten. Pas netëve të mia fantastike, kam çaste të tmerrshme zgjimi. Ndërkaq, dëgjo se si rreth teje zhurmon e sillet turma njerëzore në vorbullën e jetës, dëgjo, shiko se si rrojnë njerëzit, - si jetojnë në realitet —Shikoni se jeta për ta s'është e ndaluar, se jeta e tyre nuk shuhet si një ëndërr, si një vegim, se jeta e tyre përtërihet përjetësisht, përjetësisht e re, e gjithashtu as edhe një orë e tyre s'është e ngjashme me tjetrën, ndërsa fantazia frikacake

është e trishtuar dhe monotone deri në banalitet, është skllave e një hije, e një ideje, skllave e resë së parë që mbulon diellin dhe shtrëngon nga ankthi zemrën e vërtetë të Petërburgut i cili aq të dashur e ka diellin e tij, - e pastaj, ç'fantazi mund të ketë në trishtim! Dëgjo se ajo, më në fund, lodhet, shkrihet në tensionin e përjetshëm, kjo fantazi e PASHTERSHME, sepse bëhesh njeri, fillon të jetosh jashtë kufijve të idealeve tuaja të një kohe: ato thërrmohen e bëhen pluhur e hi dhe, në qoftë se nuk ka jetë tjetër, atëherë duhet rindërtuar me ato grimca. Megjithatë, shpirti kërkon dhe dëshiron diçka tjetër! E më kot ëndërruesi shpupurisë, si në hi, në ëndrrat e tij të vjetra, duke kërkuar në këtë hi, të paktën një shpuzë për t'i fryrë, dhe, me zjarrin e përtërirë, të ngrohë zemrën që është bërë e ftohtë dhe, të ringjallë përsëri në vetvete gjithat që dikur ish aq e dashur, që prekte shpirtin, që bënte të ziente gjakun, që shkëpuste lot nga sytë dhe mashtronte me gjithë madhështinë e mashtrimit! E dini, Nastjenka, se deri ku kam arritur? Dijeni se jam i detyruar të festoj përvjetorin e ndjenjave të mia, përvjetorin e asaj që ka qenë njëherë për mua shumë e dashur, dhe në realitet nuk ka ekzistuar, - sepse ky përvjetor festohet gjithnjë e me të njëjtat ëndrra të marra, - dhe, duhet të bëj kështu se as këto

ëndrra të marra nuk janë më, nuk kam sesi t'i nxjerr përpara: Sepse edhe ëndrrat kanë nevojë për ushqim! A e dini, se unë dua, tani, të kujtoj dhe të vizitoj më kohë të caktuara këto vende ku kam qenë i lumtur njëherë sipas mënyrës sime, dua të ndërtoj realitetin tim, duke e përshtatur me atë që është e kaluar e s'kthehet më, e shpresoj të endem si një hiç, pa nevojë e qëllim, melankolik e i trishtuar, nëpër rrugët e rrugicat e Petërburgut! Ç'kujtime! Më kujtohet, për shembull, që, ja, këtu, pikërisht një vit më parë, pikërisht në këtë orë, gjatë të njëjtit trotuar, endesha kështu vetëm, kështu i trishtuar, si tani! Dhe më kujtohet që edhe atëherë ëndrrat ishin melankolike, dhe edhe pse jeta më parë nuk qe e lehtë, gjithashtu ndien gjithnjë, në njëfarë mënyre, që ajo dukej më e lehtë dhe më e qetë, që nuk ishte ky mendim i zi që tani të ka kapur, që nuk ishin ato brejtje ndërgjegjeje, brejtje të errëta, të zymta që s'të lënë të qetë as ditë e as natë. Dhe pastaj pyet veten ku janë ëndrrat e tua. Dhe duke tundur kokën thua: Sa shpejt ikin vitet! Dhe përsëri pyet veten: Ç'bëre me vitet e tua? Ku e varrose kohën tënde më të mirë? Ke jetuar apo jo? Shiko i thua vetes, shiko se si bën ftohtë në këtë botë. Do të kalojnë të tjerë vite, dhe pastaj do të vijë vetmia e errët, do të vijë me shkop pleqëria e dridhur, e pastaj brenga

dhe përmbysja. Do të zverdhet bota fantastike, do të mërdhijë, do të treten ëndrrat tuaja, dhe do të bien siç bien gjethet e verdha nga drurët... Oh, Nastjenka! Do të jetë e trishtueshme të mbetesh vetëm, krejtësisht vetëm, e më në fund të mos kesh asgjë për të t'u dhimbsur! asgjë, bash asgjë... sepse gjithë ajo që ka humbur, e gjitha ishte zero, një zero trashanike e rrumbullakët: ishte vetëm një ëndërr!

- Mjaft, mos më mallëngjeni më shumë, – tha Nastjenka, duke fshirë një lot të vogël që po i binte nga sytë. – Tani mori fund! Tani ne do të jemi të dy bashkë; tani, çdo gjë që do të më ngjasë, ne nuk do të ndahemi më. Unë jam një vajzë e thjeshtë, kam studiuar pak, edhe pse gjyshja më mori një mësues; por, në të vërtetë unë ju kuptoj mirë sepse gjithë ajo që më keni rrëfyer për veten tuaj, unë vetë e kam jetuar në kohën kur gjyshja më qepi pas rrobës së saj. Natyrisht, unë nuk do të kisha treguar kaq bukur sa ju, unë nuk kam studiuar, - shtoi me ndrojtje, - sepse vazhdonte të kishte ende respekt për tregimin tim patetik dhe për stilin tim të lartë, – por jam shumë e kënaqur se m'u hapët krejtësisht mua. Tani unë ju njoh plotësisht. Dhe a e dini çfarë? Unë dua t'ju tregoj edhe historinë time, të gjithë, pa ju fshehur asgjë e pastaj ju, si shpërblim, a do të më jepni një këshillë?

- Ah, Nastjenka! – u përgjigja, – edhe pse nuk kam qenë kurrë një këshilltar, dhe aq më pak një këshilltar inteligjent, megjithatë shoh se po të jetojmë gjithnjë kështu, kjo do të jetë, në njëfarë mënyre, diçka mjaft inteligjente, dhe secili do t'i japë tjetrit shumë këshilla inteligjente! Tani, Nastjenka ime e bukur, për çfarë këshille keni nevojë? Më flisni hapur; unë tani jam kaq i gëzuar, i lumtur, guximtar dhe inteligjent saqë nuk do të kem zor për të gjetur fjalët.

- Jo, jo! – më ndërpreu Nastjenka duke qeshur, - unë nuk kam nevojë për një këshillë inteligjente; unë kam nevojë për një këshillë zemre, vëllazërore, ashtu sikur të më kishit dashuruar për gjithë jetën!

- Mirë, Nastjenka, mirë! – bërtita i entuziazmuar, - edhe sikur t'ju kisha dashur që prej njëzet vjetësh, nuk do të mundja t'ju doja më shumë se tani.

- Dorën tënde! – tha Nastjenka.

- Ja ku e keni! – iu përgjigja duke ia dhënë dorën.

- Atëherë po filloj historinë time!

# HISTORIA E NASTJENKËS

Gjysmën e historisë sime ju tashmë e njihni: e dini që kam një gjyshe.

- Në qoftë se gjysma tjetër është kaq e gjatë...

- Heshtni dhe dëgjoni. Po vë një kusht: të mos më ndërprisni se ndryshe do të gaboj; duhet të rrini i heshtur gjër në fund. Pra kam një gjyshe plakë. I isha besuar asaj që kur isha fëmijë mbasi prindërit e mi patën vdekur të rinj. Duhet ditur se gjyshja ime qe e pasur; tani ajo, i kujton me mall ditët e mira. Në fillim ajo vetë më mësoi frëngjishten, pastaj më pajtoi një mësues. Kur isha pesëmbëdhjetë vjeçe (tani jam shtatëmbëdhjetë) kreva studimet. Nuk ju them se çfarë bëra, por gjyshja ime, duke qenë e verbër, duke mos mundur të më ruajë, qepi rrobën e saj me timen dhe shtoi se që sot e tutje do të qëndronim kështu në qoftë se nuk do të bëhesha më e mirë. Me një fjalë, ish e pamundur të largohesha prej saj. Më duhej të

punoja, të studioja gjithmonë pranë gjyshes. Një herë u përpoqa ta mashtroj; i thashë Fekllës (shërbëtores sonë) të rrinte në vendin tim. Feklla është e shurdhër. Gjatë kësaj kohe gjyshja flinte në poltronën e saj dhe unë shkova jo larg, te një mikeshë ime. Puna vajti keq. Gjyshja u zgjua gjatë mungesës sime dhe më kërkoi diçka. Feklla, duke mos mundur të dëgjonte, u mundua t'i përgjigjej kërkesës së saj, por duke e parë se ish e kotë, nga frika u shkëput dhe iku.

Këtu, Nastjenka, u ndal duke qeshur. Fillova dhe unë, por ajo pushoi përnjëherësh.

- Nuk duhet qeshur me gjyshen time! Pas gjithë këtyreve unë atë e dua shumë. E dini? Oh, sesa u dënova për këtë që bëra! Shkova menjëherë në vendin tim e që atëherë nuk guxova të largohem më deri në ditën... Harrova t'ju them se gjyshja ka një shtëpi të vogël, vetëm me tri dritare; një shtëpi prej druri, të vjetër si ajo vetë. Në katin e dytë është një e ndarë që nuk e zinim ne. Një ditë morëm një qiraxhi të ri.

- Siç duket paska qenë një tjetër më parë? – vërejta kalimthi.

- Po sigurisht; ishte një që dinte të heshtte më mirë se ju. Kjo është e vërtetë se ai nuk mund ta lëvizte gjuhën. Ish një plak i thatë, qorr, topall, kështu që duke i qenë e pamundur rrojtja, një ditë vdiq. Atëherë patëm nevojë për një

tjetër. Ne, pa një të tillë, nuk mund të jetojmë. Shpenzimet e qiramarrësit, bashkë me pensionin e gjyshes, përbëjnë gjithë të ardhurat tona. Gjyshja e la të sistemohej pa i kërkuar asgjë; por pastaj më pyeti:

- Nastjenka, qiraxhiu ynë është plak apo i ri?

- Kështu dhe kështu, gjyshe (nuk doja ta gënjeja). Nuk është krejt i ri, por as edhe i vjetër.

- Po në pamje, është simpatik?

- Po gjyshe, mjaft simpatik.

- Ç'fatkeqësi... Të lutem bija ime, - unë besoj se ke arsye, – veç mos e shiko shumë! Në ç'kohë jetojmë! Shikoni pra, eh! ky qiraxhi "me një pamje mjaft simpatike". O zoti im, në kohët e mia nuk qe kështu...

Gjyshja fliste gjithmonë për kohët e saj: Dielli atëherë ish më i nxehtë. Për të gjithçka ish më e mirë në atë kohë; edhe kumbullat nuk qenë aq të tharta...

Unë fillova të mendoj me vete: Pse vallë gjyshja më pyeti nëse qiraxhiu ish plak apo i ri? Pastaj numëroja rreshtat e fanellës* që po bëja.

Ja kur një mëngjes, qiraxhiu hyri te ne dhe na kërkoi që të ndërroheshin qilimat e dhomës së tij. Fjala nxjerr fjalën. Gjyshja është llafazane e më në fund më thotë:

- Nastjenka, shko në dhomën time dhe merre llogarinë.

1* Veshje e brendshme pa mëngë

U ngrita përnjëherësh duke u skuqur, pa ditur përse, por harrova fare se isha e qepur; dhe, në vend që të hiqja lehtë kapësen pa e vënë re qiraxhiu, u tërhoqa aq fort sa poltrona e gjyshes filloi të ecë. Nga e skuqur u bëra e nxirë, ndalova e zemëruar dhe fillova të qaj. Isha aq e mjerë në këtë çast sa do të desha më mirë të isha e vdekur. Gjyshja më briti:

- E mirë! Ç'pret? Shko pra!

Por unë fillova të qaj më me ngashërim. Qiraxhiu, duke e kuptuar se prania e tij ma dyfishonte tronditjen, përshëndeti dhe doli.

Duke filluar nga kjo ditë, sa herë që dëgjoja hapa në korridor, isha më shumë e vdekur se e gjallë.

- Po vjen qiraxhiu! – mendoja. Dhe si masë paraprake, hiqja lehtë-lehtë kapësen. Kaluan pesëmbëdhjetë ditë. Qiraxhiu na bëri të ditur me anë të Fekllës se kishte shumë libra frëngjisht, të gjithë libra të mirë, e që, ndoshta, do të ishte mirë që unë t'ia lexoja gjyshes, për të kaluar kohën. Gjyshja pranoi me mirënjohje.

- Pranoj se janë libra të mirë; po mos të ishte kështu, nuk do të lejoja që t'i lexoje, Nastjenka: do të të mësonin gjëra të këqia.

- E çfarë do të më mësonin, moj gjyshe?

- Ah! Nastjenka, do të të mësonin se si vajzat mashtrohen nga djemtë. Se si, nën

pretekstin e martesës, i rrëmbejnë nga shtëpitë e tyre dhe pastaj i braktisin. Kam lexuar mjaft libra të tillë. Janë shkruar aq bukur sa të mbajnë zgjuar gjithë natën... Ç'libra ka dërguar?

- Romane të Walter Scott-it

- Ah! Nuk do të ketë vallë ndonjë kurth aty? Nuk ka ndonjë pusullë dashurie të fshehur në mes të fletëve?

- Jo, - i thashë, – nuk ka asnjë pusullë, gjyshe!

- Pa shikoje mirë se mos ka ndonjë shënim nën kapak. Shpesh është një vend i fshehtë për këta faqezinj.

- Jo gjyshe, as nën kapak.

- Atëherë, mirë!

Dhe filluam të lexojmë Walter Scott-in. Në një muaj lexuam thuajse gjysmën. Qiraxhiu na dërgoi Pushkinin. Dhe unë fitova një shije të jashtëzakonshme në lexim; e nuk ëndërrova më të martohem me një princ kinez...

Kështu ishin punët kur, një ditë, ndërsa po dilja për të kryer një porosi të gjyshes, takova qiraxhiun tonë në shkallë. Ai ndaloi. Unë u skuqa. Edhe ai u skuq; pastaj buzëqeshi, më përshëndeti, më pyeti për gjyshen dhe nëse i kisha lexuar librat që na kish dërguar.

- Po, të gjitha, – i thashë.

- E cili ju ka pëlqyer më tepër?

- "Ivanhoe"[1]), – iu përgjigja, – Pushkini mbi të gjithë.

Për këtë herë, biseda mbaroi kështu. Tetë ditë më vonë e takova përsëri në shkallë. Këtë herë kisha dalë vetë. Ish ora tre kur ai kthehej nga puna.

- Mirëdita, - tha.

- Mirëdita.

- Nuk mërziteni gjithë ditën vetëm me gjyshen?

Nuk di pse u skuqa. Ndiehesha e turpëruar dhe e poshtëruar. Më vinte keq që një i huaj po ma bënte këtë pyetje. Desha të ikja që andej pa i dhënë përgjigje, por nuk pata fuqi.

- Dëgjoni, ju jeni një vajzë e mirë, – më tha. – Më falni për këtë që ju thashë, por ju siguroj se unë e dua të mirën tuaj edhe më shumë se gjyshja. Nuk ke asnjë mike, së cilës mund t'i bësh ndonjë vizitë?

- Asnjë? Kisha një, Mashenkën, por edhe ajo ka shkuar në Pskov.

- Doni të vini me mua në teatër?

- Në teatër! Po gjyshja?

- Nuk do të dijë asgjë.

- Jo, – i thashë, – nuk dua ta gënjej. Lamtumirë..

---

[1] *Romani i Walter Scott-it*

Nuk shtoi gjë tjetër.

Pas darke erdhi te ne, u ul, pyeti gjyshen nëse ajo kish shumë të njohur, i foli gjatë.

- Ah! – tha përnjëherësh, - sonte kam një lozhë në opera. Japin "Berberin".

- "Berberin e Seviljes"? – briti gjyshja, - po a është i njëjti "berber" i ditëve të mia?

- Po, - tha ai, – është i njëjti! – dhe më shikoi.

Kisha kuptuar gjithçka dhe zemra ime ishte në pritje.

- Posi! po unë vetë kam luajtur Rozinën në teatrin e filodramatikëve (të shtëpisë).

- E mirë: doni të shkojmë sonte bashkë? Do të ishte mëkat të humbiste kjo biletë.

- Mirë pra, po; pse të humbasë ky rast? Nastjenka akoma s'ka vajtur në teatër.

Ç'gëzim! O zot i im! U përgatitëm dhe u nisëm shpejt e shpejt. Gjyshja edhe pse është e verbër, dëshironte të dëgjonte muzikën në teatër. Pastaj, është një plakë e mirë. Ajo, mbi të gjitha, donte të më zbaviste mua. Po të ishte vetëm, nuk do të shkonte.

Përshtypjen që pata nga "Berberi i Seviljes" nuk do t'jua them. Gjatë gjithë mbrëmjes qiraxhiu më shikoi me kaq hire, më foli kaq mirë, saqë kuptova menjëherë se ai, në mëngjes do të donte të provonte duke më ftuar të shkoja

vetëm me të. Sa e lumtur isha! Ndiehesha krenare, kisha ethe, dhe gjithë natën ëndërrova "Berberin".

Mendova se mbas kësaj, ai do të vinte më shpesh te ne, po nuk qe kështu. Ai thuajse i ndërpreu fare vizitat. Vetëm një herë në muaj vinte të na ftonte për teatër. Shkuam edhe dy herë të tjera por nuk isha e kënaqur. Shihja gjithashtu se mjerohesha pse isha e burgosur nga gjyshja. Nuk mund të rrija më e qetë, as të lexoja e as të punoja. Herë inatosja gjyshen, herë qaja pa shkak; thahesha çdo ditë, gati sa s'u sëmura. Sezoni i operës kaloi dhe qiraxhiu ynë nuk erdhi më. Kur takoheshim në shkallë, përshëndeste gjithmonë në heshtje, serioz, sikur nuk donte as edhe të fliste; ai tashmë kishte zbritur në katin e poshtëm, kur unë ende isha në mes të shkallëve me fytyrë të ndezur.

Tani erdhi fundi. Pikërisht një vit më parë, në muajin maj, erdhi te ne qiraxhiu dhe i bëri të ditur gjyshes se ai e humbi këtu gjithë punën dhe se i duhej të qëndronte një vit në Moskë. Sapo e dëgjova u zverdha dhe rashë si e vdekur mbi tryezë. Gjyshja asgjë nuk vuri re, kurse ai përshëndeti me përkulje dhe doli.

Ç'të bëj? Mendoja, oh! mendoja dhe mjerohesha, trishtohesha, sfilitesha dhe më në fund mora vendim. Të nesërmen ai do të nisej

dhe, ja ajo që bëra atë mbrëmje kur gjyshja ish duke fjetur. Lidha një deng me rrobat e mia, dhe me pakon në dorë u ngjita, më shumë e vdekur se e gjallë, te qiraxhiu ynë. M'u duk se m'u desh një orë që të arrija atje. Kur hapa derën e tij, ai lëshoi një britmë të vërtetë sikur të kish parë një fantazmë, pastaj nxitoi për të më dhënë pak ujë, sepse mezi qëndroja në këmbë. Kisha dhimbje koke dhe nuk dalloja pamjen e saktë të gjërave. Duke ardhur në vehte, vura paketën time mbi shtrat, u ula afër saj, mbulova fytyrën me duar dhe fillova të qaj me ngashërim. Ai duket se kish kuptuar gjithçka e më shihte me aq trishtim, sa mua më coptohej zemra.

"– Dëgjoni, - filloi, - dëgjoni Nastjenka, unë nuk mund të bëj asgjë për ju! Jam një njeri i varfër; tani për tani nuk kam asgjë, as edhe një vend për të kaluar. Si mund të jetonim sikur të martoheshim?

"Folëm gjatë, por unë, më në fund, s'isha në vete; i thashë se nuk mund të jetoja më me gjyshen, se do të ikja, se nuk doja të isha e qepur pas saj dhe se atë qiraxhiun, do ta ndiqja, deshte ose jo, qoftë edhe në Moskë, sepse nuk mund të rroja pa të. Turpi, dashuria, krenaria në një kohë flisnin me mua, e për pak sa nuk rashë me gulçim mbi shtrat; kaq shumë kisha

frikë një refuzim! Ai ndenji ca çaste në heshtje, pastaj u ngrit, m'u afrua dhe më kapi për dore.

" – Dëgjoni, e mira ime, e dashura ime Nastjenka! – kish lot në zërin e tij. – Dëgjoni: ju betohem se, në qoftë se një ditë do të martohem, nuk do t'ia kërkoj këtë lumturi asnjë tjetre veç jush. Unë nisem për Moskë ku do të qëndroj një vit; atje shpresoj që të sistemoj punët e mia. Kur të kthehem, në qoftë se do të më duash gjithmonë, ne do të jemi të lumtur. Tani është e pamundur, nuk mund të vendos për asgjë, nuk e kam atë të drejtë; por në qoftë se, edhe pas një viti, do të më preferoni veç çdo tjetri, do të martohemi bashkë. Më në fund, nuk dua t'ju lidh me ndonjë premtim. Pranoni timin, pa dhënë tuajin".

Kështu përfundoi bashkëbisedimi ynë dhe ai të nesërmen iku. Vendosëm të mos i tregonim asgjë gjyshes; ai deshi kështu... Historia ime thuajse mbaroi. U bë një vit që është larguar. Ai ka ardhur, është këtu që prej tri ditësh, e... e...

- E çfarë? – brita nga padurimi për të ditur fundin.

Ajo u mundua të më përgjigjet dhe mezi murmuroi:

- Asgjë; nuk e kam parë akoma.

Uli kokën dhe papritmas mbuloi fytyrën me duar duke shpërthyer në dënesë aq të

dhimbshme, sa mua zemra m'u ndrydh. Nuk prisja një epilog të tillë.

- Nastjenka, - fillova me zë të ndrojtur, – mos qani, ku e dini ju, ndoshta s'është kthyer ende.

- Është këtu, këtu! – më ndërpreu Nastjenka, – në vigjiljen e nisjes së tij, dolëm bashkë me të dhe bëmë disa hapa nëpër këtë rrugë. Ishte ora dhjetë; u ulëm mbi këtë bankë; unë nuk qaja më, më dukej e ëmbël e folura e tij; ai më tha që menjëherë, sapo të kthehej, do të shkonte te gjyshja për të më kërkuar. Është kthyer dhe nuk më ka kërkuar!

Qante dhe më me ngashërim.

- Zoti im, po a nuk mund të rregullohet në asnjë mënyrë kjo çështje? – brita duke u hedhur nga banka me dëshpërim. – Dëgjoni, Nastjenka, a nuk mundet të shkoj unë tek ai?

- Po a është e mundur vallë kjo? – tha ajo duke ngritur papritur kokën.

- Jo, sigurisht, jo! – vërejta duke marrë veten, - po, ja se çfarë: shkruani një letër.

- Jo, është e pamundur, nuk ka mundësi! – u përgjigj me vendosmëri, po kish ulur kokën dhe nuk më shikonte më në sy.

- Si s'është e mundur? Pse s'është e mundur? – vazhdova duke u kapur pas idesë sime. – Nuk e dini, Nastjenka, se ka letër e

letër? Ah, sa mirë do të ishte Nastjenka sikur të kishit besim tek unë. Keni frikë ndoshta se do t'ju jepja ndonjë këshillë të keqe? Gjithçka do të rregullohet, bile lehtë; jeni ju ajo që e keni bërë hapin e parë; pse atëherë tani ngurroni?...

- Jo, nuk do të kish hije t'i vrapoja pas...

- Ah, Nastjenka ime e mirë! – e ndërpreva, duke mos fshehur një buzëqeshje; - po jo, jo: ju, më në fund, e keni të drejtën, sepse ai jua ka dhënë premtimin. Po, e shoh që është një njeri delikat, ka vepruar mirë, - duke u entuziazmuar gjithnjë më tepër nga argumentet e mi. – Ai është lidhur me një premtim, ka thënë se nuk do të martohej me ndonjë tjetër veç teje, ndërsa juve ju ka dhënë plotësisht të drejtën që ta refuzoni po të doni. Në këto kondita ju mund t'i bëni fare mirë hapat e parë, bile ju duhet t'i bëni në rast se doni t'i përgjigjeni.

- Dëgjoni, ju si do t'i shkruanit?

- Çfarë?

- Letrën pra...

- Do t'i shkruaja kështu: "Zotëri i mirë..."

- Është absolutisht e nevojshme fjala "Zotëri i mirë"?

- Absolutisht më duket...

- Mirë, pastaj?

- "Zotëri më falni nëse...", ose jo. S'është e nevojshme asnjë falje! Fakti në vetvete fal

gjithçka. Shkruani thjeshtë: "Po ju shkruaj. Më falni për mungesën e durimit, por gjatë një viti kam qenë e lumtur duke shpresuar. Kam faj vallë tani që nuk mund të duroj një ditë dyshimi? Tani që jeni kthyer, ndoshta qëllimet tuaja kanë ndryshuar. Në këtë rast asnjë ankim nga ana ime; nuk ju akuzoj, nuk jam sunduesja e zemrës suaj; ky është fati im. Ju jeni një njeri bujar, mos qeshni as mos u zemëroni me mua. Kujtohuni se është një vajzë e mjerë që ju shkruan, pa e mësuar askush, e faleni në qoftë se dyshimi e ka zënë. Ju, sigurisht, jeni i paaftë të ofendoni atë që ju ka dashur dhe ju do..."

- Po, po, shumë mirë! Është pikërisht ajo që mendoja, – bërtiti Nastjenka. Gëzimi i vetëtinte ndër sy. – Oh! Ju i keni zgjidhur të gjitha dyshimet e mia. Zoti vetë ju ka dërguar. Falemnderit, falemnderit!

- Për çfarë? Që më ka dërguar perëndia? – pyeta me entuziazëm duke parë fytyrën e saj të gëzuar.

- Po, edhe për këtë.

- Ah, Nastjenka, ka atëherë njerëz që ne i falenderojmë vetëm sepse ata i takojmë në jetën tonë... Por unë duhet t'ju falënderoj pse ju kam takuar, për kujtimin e pavdekshëm që do të më lini.

- Hajt, hajt, mjaft... Po tani, ja se çfarë,

dëgjomëni pak: Kemi vendosur, pra, që sapo të kthehej, do të më lajmëronte me një letër që do të linte për mua te disa miqtë tanë, të cilët nuk dyshojnë për asgjë. Ose, në qoftë se nuk do të më shkruante, (sepse ka gjëra që nuk shkruhen në letër ditën e mbrritjes), ai do të gjendej këtu në orën dhjetë të mbrëmjes, pikërisht në këtë vend. Mirëpo, e di se ai ka arritur që prej tri ditëve dhe as nuk më shkruan e as nuk vjen. Dërgojeni ju letrën time nesër tek ata njerëzit e mirë që përmenda pak më parë dhe ata do ta marrin përsipër këtë porosi. Unë kurrsesi nuk mund të largohem nga gjyshja në mëngjes. Në qoftë se do të ketë ndonjë përgjigje, sillmani këtu, ku vij gjithmonë në këtë orë.

- Po letra, letra! Duhet shkruar më parë dhe, gjithë kjo që thatë nuk mund të bëhet veç pasnesër.

- Letra, - u përgjigj Nastjenka duke u turbulluar pak, letra... Por ...

Nuk e përfundoi frazën, ktheu fytyrën e imët në anën tjetër duke u skuqur si një trëndafil, dhe përnjëherësh ndjeva në dorën time letrën e përgatitur me kohë dhe të vulosur. Një kujtim familjar, hirëplot e i ëmbël, - ai i një këngë të lashtë, - më erdhi ndër mend.

- R,o- Ro; z,i – zi; n,a – na; – fillova.

"Rozina" kënduam së bashku. Unë për

paksa s'e shtrëngova në krahët e mi, nga gëzimi, ndërsa ajo, duke u skuqur në kulm, qeshte përmes lotëve që i shkëlqenin si perla nëpër qepallat e zeza.

- E po, mjaft, mjaft! Keni letrën dhe drejtimin. Lamtumirë! Mirupafshim nesër!

M'i shtrëngoi fort duart, më bëri shenjë me kokë, dhe e pashë të dukej e të zhdukej si shigjetë në rrugicën e saj. Mbeta gjatë në vendin tim duke e shoqëruar me sy.

"Nesër! Nesër!" më mbeti në kokë kur ajo u zhduk nga sytë e mi.

# NATA E TRETË

Ditë e trishtuar, me shi, e murrme si pleqëria ime e ardhshme. Mendime të çuditshme veprojnë në kokën time; janë probleme, mistere ku nuk dalloj asgjë; çështje, të cilat nuk kam as forcë as vullnet t'i zgjidh. Jo, nuk më takon mua t'i zgjidh këto.

Sot nuk do të shihemi. Dje kur u ndamë, retë mbulonin qiellin e mjegulla po ngrihej. I thashë se të nesërmen do të jetë kohë e keqe. Ajo nuk desh të përgjigjej. Nuk donte të fliste kundër vetes; për të kjo ditë ishte plot dritë, e kthjellët dhe asnjë re nuk do të errësonte lumturinë e saj.

- Po të bjerë shi nuk do të shihemi, nuk do të vij, – pat thënë.

Ende shpresoja se ajo nuk do të kujtohej për shiun, e pra nuk ka ardhur.

Ish takimi ynë i tretë, nata jonë e bardhë e tretë[1].

---

[1] *Quhen "net të bardha" në Peterburg netët kur në fillim të pranverës dielli perëndon në orën 9-të të mbrëmjes dhe lind përsëri në orën 1 të mëngjesit. Kështu që në qiell, gjatë këtyre orëve mbetet një farë qartësie e shpërndarë.*

Porse, se si gëzimi dhe lumturia e bëjnë të bukur njeriun! Si digjet zemra nga dashuria. Duket sikur ke dëshirë të derdhësh gjithë zemrën në një zemër tjetër, që gjithçka të jetë e gëzueshme dhe të qeshë. E sa ngjitës është ky gëzim! Dje kish shumë lodhje në fjalët e saj, shumë mirësi ndaj meje në zemrën e saj... Sa e ndiqte, sa e përkëdhelte, sa e fuqizonte dhe e përkundte zemrën time! Sa dinak e bën njeriun lumturia! E unë... e merrja gjithë këtë gjë për monedhë floriri, unë e mendoja se ajo...

Po, zot i im, si kam mundur ta mendoj këtë? Si kam mundur të jem kaq i verbër, kur të gjitha këto i përkisnin një tjetri. S'kish asgjë për mua; ato malle, ato kujdesje, ajo dashuri... Po, dashuria e saj për mua, nuk ish veçse gëzimi i një takimi të afërt me një tjetër, ish dëshira për të provuar mbi mua lumturinë e saj... e kur trokiti ora, pa qenë ai atje. Sa u trishtua! Sa e humbi kurajën. Të gjitha sjelljet, fjalët, shprehjet e humbën gjallërinë, megjithatë, ajo e dyfishonte vëmendjen ndaj meje, sikur kërkonte që ta mashtroja ëmbëlsisht, ta bindja se realiteti ish i gënjeshtërt. Më në fund u frikësua aq sa në atë çast m'u duk se ajo e kish kuptuar dashurinë time, se do të kishte mëshirë për këtë dashuri të mjerë. A nuk është kështu kur jemi të palumtur? A s'e ndiejmë më thellësisht

dhembjen e të tjerëve?... Ndjenja nuk thërrmohet, koncentrohet...

Dhe unë vija sot, me zemër të gufuar duke pritur me padurim çastin e takimit; nuk e ndieja aspak atë që ndiej tani, se gjithçka do të mbaronte kështu. Ajo shkëlqente nga gëzimi, priste përgjigjen. Përgjigjja ish ai vetë. Do të duhej të vinte, të vraponte pas thirrjes së saj. Ajo arriti para meje një orë të tërë. Së pari shpërthente në të qeshura, qeshte në çdo fjalë timen. Unë kisha filluar të qeshja dhe heshta.

- A e dini pse jam kaq e kënaqur? – tha, - kaq e kënaqur që po ju shoh? Pse ju dua kaq shumë sot?

- E mirë? – e pyeta, dhe zemra më dridhej.

- Për këtë ju dua shumë, se nuk jeni dashuruar pas meje. Ja, një tjetër në vendin tënd do të kish filluar të më mërziste, do të ngulte këmbë, do të psherëtinte, do të sëmurej; por ju jeni shumë i dashur!

Këtu ma shtrëngoi aq tepër dorën sa për pak nuk bërtita. Filloi të qeshë.

- O zot, ç'mik jeni! – briti me seriozitet pas një minute. – Po, është perëndia që ju ka dërguar tek unë! Po çdo të ndodhte me mua sikur mos të ishit ju? Sa pa interes keni vepruar! Në ç'mënyrë simpatike më doni kaq shumë! Kur të martohem do të jemi shumë miq, më

shumë se vëllezër. Unë do t'ju dua thuajse sa atë...

Unë isha tmerrësisht i trishtuar. Megjithatë diçka si e qeshur lëvizi në shpirtin tim.

- Ju jeni në kulmin e shqetësimit, - i thashë, - ju keni frikë: mendoni se ai nuk do të vijë.

- Zoti qoftë me ju! – u përgjigj, - po të isha më pak e lumtur, më duket se do të qaja për mosbesimin tuaj, për qortimet tuaja. Fundja më keni bërë të mendoj gjatë; më vonë do të mendoj prap, veç tani po ju rrëfehem se ju thoni të vërtetën. Po! Thuajse nuk jam më unë; jam e gjitha në pritje dhe gjithçka e ndiej me lehtësi. Po mjaft, mos të flasim më për ndjenja.

Në këtë çast u dëgjuan hapa dhe, në errësirë u duk një kalimtar që po vinte drejt nesh. Të dy u drodhëm. Ajo për paksa nuk briti. Lëshova dorën e saj dhe bëra një lëvizje për t'u larguar që andej, por ishim gënjyer të dy: S'ishte ai.

- Pse keni frikë? Pse e lëshove dorën time? – tha ajo duke ma dhënë përsëri. – Do ta takojmë së bashku, nuk? Dua që ai ta dijë sesa duhemi.

- Sesa duhemi! – bërtita.

"Oh, Nastjenka, Nastjenka, – mendova, - sa shumë ke folur me këto fjalë! Për këtë lloj dashurie, Nastjenka, të vjen të ftohtë në zemër dhe shpirti rëndohet. Dora jote është e ftohtë,

e imja digjet zjarr. Sa e verbër je, moj Nästjenka!... Oh! Sa i padurueshëm është njeriu i lumtur në disa çaste... Por unë nuk mund të zemërohem me ty!..."

Më në fund ndjeva se zemra ime po vërshonte.

- Dëgjoni, Nastjenka! – bërtita, - a e dini vallë se ç'ka ndodhur me mua gjithë ditën sot?

- E mirë, çfarë, çfarë? Shpejt, tregoni! Pse keni heshtur gjer tani?

- Para së gjithash kam kryer porosinë tuaj; e kam dërguar letrën tek ata njerëzit e mirë pastaj, pastaj... Jam kthyer në shtëpi dhe kam rënë në shtrat.

- Kjo është e gjitha? – më tha duke qeshur.

- Po, thuajse e gjitha, – iu përgjigja me zemër të shtrënguar sepse ndieja se sytë po më mbusheshin me lot qesharakë. Jam zgjuar një orë para pikëpjekjes sonë, por qe sikur nuk kisha fjetur. Nuk di se ç'kisha. Kam ardhur për t'ju treguar gjithë këtë, që koha sikur kish ndaluar për mua, që një ndjenjë dukej se që nga ky moment duhet të mbetej përjetësisht te mua, që një minutë dukej sikur duhej të zgjaste sa një përjetësi e tërë, sikur gjithë jeta të ish ndaluar për mua... Kur u zgjova, m'u duk se nuk e di ç'motiv muzike, i njohur prej kohe, i dëgjuar më parë në ndonjë vend, i harruar, plot

ëmbëlsi, po më vinte ndër mend. M'u duk që ai gjatë gjithë jetës ka dashur të çlirohej e të dilte nga shpirti im dhe se vetëm tani...

- Ah, zoti im, zoti im! – më ndërpreu Nastjenka, - po si e gjithë kjo? Unë s'po kuptoj asnjë fjalë.

- Ah, Nastjenka! Unë doja në njëfarë mënyre t'ju shprehja këtë përshtypje..., – fillova me një zë ankues, ku fshihej ende një shpresë, edhe pse e largët.

- Mjaft, pushoni, mjaft! – filloi të thoshte, dhe vetëtimthi e kuptoi, shejtanka!

U bë papritmas llafazane, e gëzuar, lozonjare, jashtë mase. Më mori për krahu, qeshi që unë gjithashtu të qeshja, dhe çdo fjalë e imja plot kuptim pati për jehonë tek ajo një të qeshur shumë tingëlluese, shumë të gjatë... Fillova të zemërohesha; ajo papritmas u bë dinake.

- Dëgjoni, – filloi, - më vjen pak inat që nuk jeni dashuruar me mua. Ec e kuptoje pastaj njeriun! Por sidoqoftë, zotëri i papërkulur, ju nuk mund të mos më lavdëroni që jam kaq e thjeshtë. Unë ju them gjithçka, çdo marrëzi që më shkrep në kokë.

- Dëgjoni: Ora njëmbëdhjetë! – i thashë.

Ajo u ndal përnjëherësh, pushoi së qeshuri dhe filloi të numërojë të rënat e kambanës që jehonin nga larg.

- Po, njëmbëdhjetë, – tha me zë të ndrojtur dhe të pavendosur.

U pendova menjëherë që e frikësova, që e bëra të numërojë orët, e mallkova veten për këtë krizë ligësie. Më kapi trishtimi për të, e nuk dija si të shlyeja fajin. Fillova ta ngushëlloj, dhe duke gjetur shkaqet e mungesës së tij, duke grumbulluar argumente të ndryshme e prova të ndryshme. Nuk mund të gënjeje asnjë më lehtë se atë në këto çaste. Çdo njeri në të vërtetë në çaste të tilla dëgjon me gëzim një ngushëllim çfarëdo dhe është i gëzuar, po të ketë të paktën një hije shpjegimi.

- Po, - fillova duke u nxehur tani dhe duke admiruar qartësinë e argumenteve të mi – gjë qesharake, e ndatë gabimin tuaj me mua, Nastjenka! Po ai nuk mund të vinte... ja pse, mendoni pak; edhe në rast se e ka marrë letrën tuaj, ai do të jetë penguar nga ndonjë punë; do t'ju përgjigjet, por nuk mundet më parë se nesër. Do të shkoj ta kërkoj posa të dalë drita e do t'jua sjell menjëherë... Ndoshta nuk ndodhej në shtëpi kur arriti letra juaj; ose nuk ka hyrë akoma atje... Gjithçka është e mundur.

- Po, po, - u përgjigj Nastjenka, - nuk e mendova këtë, sigurisht është një gjë që mund të ndodhë, – vazhdoi me një zë ku shprehej bindja e plotë, por në të cilin ndiehej njëfarë

marazi, njëfarë mendimi i largët. – Ja se çdo të bëni: Do të shkoni nesër, sa më shpejt që të jetë e mundur, e po të keni lajme, më njoftoni menjëherë... Tashmë e dini adresën time.

Dhe përnjëherësh, ajo u bë kaq e njomë, kaq në mënyrë të ndrojtur e dashur ndaj meje... Dukej sikur dëgjonte me vëmendje atë që i thosha, por, në një pyetje heshti, ktheu kokën e vogël mënjanë. E pashë në sy: ata kishin lot.

- Eh, është e mundur vallë? Fëmijë! Pushoni pra!...

Ajo u përpoq të qeshë dhe u qetësua; por mjekra e saj dridhej dhe gjoksi i hidhej akoma.

- Mendoj për ju, – më tha pas një heshtjeje. – Ju jeni kaq i mirë saqë do të isha tepër e ngurtë në rast se nuk do ta vija re këtë. A e dini se më erdhi në kokë tani? Po ju krahasoja me atë... Pse "ai" mos të ishit "ju"? Do t'ju preferoja, por është ai që dua...

Ajo priste përgjigjen time por nuk fola.

- Ndoshta unë nuk e njoh akoma, ndoshta nuk e njoh mjaft mirë; kisha pak frikë nga ai, ishte gjithmonë shumë serioz; kisha frikë mos ish krenar, megjithatë e di se në zemrën e tij ka më shumë dashuri se në timen. Më kujtohet gjithnjë shikimi i tij fisnik gjatë asaj mbrëmjeje kur i shkova në dhomë me atë pakon time të vogël. Por, në njëfarë mënyre, sikur po e

respektoj tepër, mos ndoshta nga që jemi të pabarabartë?

- Jo, Nastjenka! Jo, - u përgjigja, – kjo tregon se ju e doni atë më shumë se çdo gjë tjetër në botë, dhe më shumë se veten.

- Supozojmë të jetë kështu, – u përgjigj Nastjenka naïve, – por a e dini ç'po më shkon ndërmend tani? Nuk flas më për të... flas në përgjithësi... Pse njeriu më i mirë, gjithnjë përpiqet t'u fshehë diçka të tjerëve? "Me zemër në dorë" nuk është veçse një shprehje! Pse mos të thuhet çiltas ajo që është në zemër, sidomos kur dihet se fjalët nuk i merr era? Përkundrazi, çdo njeri duket më i ashpër se ç'është në të vërtetë, sikur të gjithë kanë frikë se ofendojnë ndjenjat e veta po t'i shfaqin shumë shpejt...

- Ah, Nastjenka! Ju thoni të vërtetën; por kjo vjen nga shumë shkaqe, - murmurita duke qenë vetë i shtrënguar më tepër se kurrë të fsheh ndjenjat e shpirtit tim.

- Jo, jo, – u përgjigj ajo me një ndjenjë të thellë, - ja për shembull ju, nuk jeni si të tjerët. Unë nuk di me të vërtetë si t'jua them atë që ndiej, por më duket, ja, që ju për shembull... edhe tani... më duket se ju sakrifikoni diçka për mua, - shtoi me ndrojtje, duke më lëshuar rrëshqitas një shikim. – Ju do të më falni nëse ju flas kështu, unë jam një vajzë e thjeshtë, kam

parë pak në botë, dhe, me të vërtetë ndonjëherë nuk di të flas, - shtoi me zë të dridhur nga ndonjë ndjenjë e përmbajtur dhe duke kërkuar, ndërkaq, të buzëqeshte, - por, do të thosha, se jam mirënjohëse, sepse unë gjithashtu e ndiej gjithë atë... Oh, zoti ju dhëntë fat për këtë! Ja, gjithë ajo që më keni përshkruar mbi ëndërruesin tuaj është krejtësisht e gënjeshtërt, d.m.th. nuk ju përket aspak. Ju jeni tjetër njeri, fare ndryshe nga ai që keni përshkruar vetë. Në qoftë se një ditë do të dashuroni, perëndia ju dhëntë fat me atë! Asaj nuk i uroj gjë më tepër, sepse do të jetë e lumtur me ju. E di, unë vetë jam një femër, dhe duhet të më besoni këtë që ju them...

Ajo heshti dhe ma shtrëngoi fort dorën. Unë gjithashtu nuk mundja të thosha asgjë nga shqetësimi. Kaluan disa çaste.

- Po, është e qartë që ai nuk vjen sot! – tha më në fund duke ngritur kokën. – Është vonë!...

- Do të vijë nesër, - thashë me një zë bindës e të prerë.

- Po, - shtoi ajo duke u gëzuar, - unë vetë po e shoh se ai do të vijë nesër. Atëherë, mirupafshim! Nesër! Nëse bie shi, ndoshta nuk do të vijë. Por pasnesër do të vijë me siguri; sido që të jetë, ejani dhe ju patjetër. Dua t'ju shoh, do t'ju tregoj gjithçka.

Duke më lënë, më shtriu dorën, e tha me

një çehre shumë të qetë:

- Ne jemi bashkuar përgjithmonë; a s'është e vërtetë?

Oh! Nastjenka, Nastjenka! Ta dish ti se në çfarë vetmie ndodhem unë tani!

Kur ra ora dhjetë, nuk munda të rri më në shtëpi, u vesha e dola, me gjithë kohën e keqe që bënte. Qeshë atje, u ula mbi bankon tonë.

U futa një herë deri në rrugicën e saj, por më erdhi turp. U ktheva nga kisha ardhur pa ia parë dritaret. Kur shkova në shtëpi, isha shumë i trishtuar. Ç'kohë! Po të ishte e bukur, do të shëtisja gjithë natën...

- Po, nesër, nesër! Nesër ajo do të më tregojë gjithçka.

Letër sot nuk kishte; kështu edhe duhet të ndodhte. Ata tashmë janë bashkë...

## NATA E KATËRT

O zoti im, se si ka mbaruar gjithë kjo! Çfarë fundi!

Arrita në orën dhjetë; ajo ish atje. E pashë nga larg; rrinte si atëherë, herën e parë, mbështetur me bërryla në parapetin e kanalit, e nuk dëgjoi kur iu afrova.

- Nastjenka! – e thërrita; duke mbajtur me zor shqetësimin.

Ajo u kthye me rrëmbim nga unë.

- E mirë! – tha; - e mirë! Shpejt!

E shikova me ngurrim.

- E mirë, ku është letra? E prutë? – përsëriti duke u mbajtur me duar në parapet.

- Jo, unë nuk kam letër, – i thashë më në fund. Nuk ka ardhur akoma?

Ajo u zverdh tmerrësisht dhe më shikoi për një kohë të gjatë pa lëvizur. Kisha coptuar shpresën e fundit të saj.

- Zoti qoftë me të! – tha pastaj me zë të këputur. – Zoti qoftë me të, në qoftë se po më lë kështu.

Uli sytë, pastaj desh të më shikonte, po s'mundi. Edhe për disa çaste e mbajti tronditjen e saj, por përnjëherësh u kthye nga ishte, mbështeti bërrylat në murin e kanalit e shpërtheu në vaj.

- Mjaft, mjaft! – fillova t'i them. Por nuk pata fuqi të vazhdoja duke e parë. E fundja ç'do t'i thosha?

- Mos u mundoni të më ngushëlloni, – tha duke qarë, - e mos më flisni më për të, mos thoni se do të vijë, se nuk më ka braktisur kaq ashpër, kaq panjerëzisht. Pse? Mos kish ndonjë gjë të keqe në letër, në letrën time të shkretë?...

Dënesat ia ndërprenë zërin.

Zemra më coptohej duke e parë.

- Oh! Sa mizor është, sa i panjerëzishëm!

As edhe një fjalë; as ndonjë fjalë! Të paktën të më ish përgjigjur që nuk do t'ia dijë për mua, që më refuzon...; mos të më shkruajë një fjalë tri ditë me radhë!? Kaq lehtë është të plagosësh zemrën e një vajze të mjerë, pa mbrojtje, që ka të vetmen faj se e dashuron! O zot! sa kam vuajtur në këto tri ditë! E kur më kujtohet se isha unë ajo që shkova te ai për herë të parë, që jam përulur para tij, kam qarë, i jam lutur, që kam lypur pak dashuri nga zemra e tij, e mbas gjithë kësaj... Mos ju duket juve që nuk është e vërtetë, nuk është e mundur? – (Sytë e saj të zi

lëshonin shkëndija).- Nuk është e natyrshme; jemi gënjyer që të dy: unë edhe ju. Ndoshta ai nuk e ka marrë letrën time; ndoshta nuk di asgjë! Ndryshe, si është e mundur? Gjykoni ju vetë: a mund të veprohet kaq barbarisht? Asnjë fjalë! Po edhe për njeriun më të humbur në botë mund të kihet më shumë mëshirë! Mos i kanë thënë vallë ndonjë gjë për mua? Eh, ç'mendoni për këtë?

- Dëgjoni, Nastjenka, nesër do të shkoj unë nga ana juaj tek ai.

- E pastaj?

- Do t'ia them të gjitha.

- Pastaj, pastaj?

- Ju do të shkruani një letër tjetër. Mos thoni jo, Nastjenka, mos thoni jo! Do ta detyroj që ai të respektojë sjelljen tuaj. Ai do t'i marrë vesh të gjitha dhe...

- Jo, jo, miku im, – më ndërpreu ajo. - Nuk do të shkoj më. Nuk do të ketë asnjë fjalë nga unë. Nuk e njoh më, nuk e dua më, do ta harroj...

Nuk e përfundoi frazën.

- Qetësohuni! Uluni këtu! – i thashë duke e ndihmuar.

- Po unë jam e qetë fare... Ja kështu... këto lot do të thahen. Çfarë kujtoni, se ndoshta do të vras veten, se do të mbytem?...

Zemra ime ish e gufuar, doja të flisja e nuk guxoja. Ajo më zuri për dore:

- Ju nuk do të kishit vepruar kështu, nuk do ta kishit braktisur atë që do të kish ardhur te ju, do të kishit pasur mëshirë për të; do të kishit menduar që ish e vetmuar, që nuk dinte të drejtohej në jetë, që nuk mund të bënte tjetër veçse t'ju donte sepse fundja nuk është fajtore! Se nuk ka bërë asgjë... Zoti im!

- Nastjenka! – brita, – Nastjenka! Ju po ma coptoni zemrën. Ju po më bëni të vdes. Nastjenka! Nuk mund të hesht më; duhet t'ua them... atë që vlon në zemrën time.

U ngrita. Ajo më mbante për dore dhe më shikonte e habitur.

- Ç'keni?

- Nastjenka, – thashë me energji, - gjithë kjo që do t'ju them është marrëzi dhe e pamundur; në emrin e gjithë vuajtjeve tuaja, ju lutem të më falni...

- Po për çfarë, për çfarë? – tha ajo, duke pushuar së qari dhe duke më shikuar ngultas, ndërsa një kureshtje e çuditshme vetëtinte në sytë e saj. - Ç'keni?

- Është absurde!... Por unë ju dashuroj, Nastjenka! Ja e vërteta! Dhe tani u tha gjithçka, - përfundova unë duke lëshuar me dëshpërim dorën e saj. -Tani provoni nëse mund të më

flisni si më parë, nëse mund të dëgjoni akoma atë që dua t'ju them...

- Po çfarë, atëherë? – më ndërpreu Nastjenka. – Po çfarë doni të më thoni? Ka kohë që e di, por më dukej se thjeshtë më donit, disi. Ah! Zoti im! Zoti im!

- Në të vërtetë, Nastjenka, në fillim ishte e thjeshtë, por tani... jam në gjendje që ishit ju kur vajtët me pakon tek ai; dhe unë jam për t'u vajtuar më tepër seç ishit ju: ai atëherë nuk dashuronte asnjë...

- Ç'po më thoni kështu? Nuk kuptoj. Dëgjoni; pse e gjithë kjo kaq papritmas... Po. Ç'marrëzira them!

Nastjenka mbeti thellësisht e turbulluar, faqet e saj ishin flakë; uli sytë.

- Po ç'të bësh, Nastjenka, çfarë të bëj? Kam faj se ju dashuroj? Jo, jo, nuk jam fajtor; unë këtë e kuptoj, e ndiej, zemra më thotë se kam të drejtë, se unë nuk mund t'ju fyej kurrsesi. Isha miku i juaj dhe i tillë mbetem, asgjë nuk ka ndryshuar... Tani po më rrjedhin lot, Nastjenka, le të rrjedhin, le të rrjedhin, ata nuk pengojnë gjë, ata do të thahen, Nastjenka!...

- Po uluni pra, uluni, - tha ajo duke më ulur në bankë. – O zoti im!

- Jo, Nastjenka, nuk do të ulem; nuk mund të rri më këtu; ju nuk mund të më shihni më;

nuk më mbetet veçse t'ju them një fjalë dhe po largohem. Ja, ju nuk do ta kishit ditur kurrë se unë ju dashuroj, do ta kisha mbajtur të fshehur dashurinë time. Nuk do t'ju kisha munduar me egoizmin tim, po faji është i juaji. Më detyruat të flas. Ju pashë duke qarë, nuk munda të përmbahem, i thashë të gjitha, e... ju nuk keni më të drejtë të më largoni...

- E kush ju tha të largoheni? – tha Nastjenka duke u përmbajtur me zor nga hutimi.

- Si! Nuk më thoni të largohem? Jo! Po unë vetë desha të largohem nga ju. Dhe do të shkoj, por më parë dua t'i them të gjitha. Kur qanit pak më parë, nuk munda të duroj; ju qanit... nga shkaku i një tjetri pse nuk do t'ia dijë për dashurinë tuaj. Atëherë ndjeva në zemrën time shumë dashuri, Nastjenka, shumë, zemra më coptohej kur mendoja se me këtë dashurinë time të pashfaqur nuk mund t'ju ndihmoja, prandaj, Nastjenka nuk munda të hesht, më duhej t'ua thosha...

- Po, po, flisni, – tha Nastjenka me një gjest të papërshkrueshëm. – Mos më shikoni kështu; do t'ua shpjegoj... flisni më parë...

- A keni mëshirë për mua, Nastjenka? Keni thjesht mëshirë për mua, mikja ime e vogël; ajo që ka humbur, ka humbur! Ajo që është thënë nuk merret mbrapsht. A s'është kështu?

E mirë, tani i dini të gjitha. E mirë, ja pikënisja. Shumë mirë. Tani gjithë kjo shkon shumë mirë; vetëm dëgjoni. Kur ju rrinit e qanit, unë mendoja me vete (oh, lërmëni të them çfarë mendoja), unë mendoja (natyrisht, kjo nuk mund të ishte, Nastjenka), unë mendoja se ju... unë mendoja se ju në njëfarë mënyre, kështu... në njëfarë mënyre krejt rastësisht, ju nuk do ta donit më atë. Atëherë, dje dhe pardje kisha menduar tashmë, Nastjenka, atëherë do të kisha vepruar në mënyrë që të fitoja dashurinë tuaj. A nuk më thonit se për pak ishit duke më dashuruar? Mirë pra... më mbetet për të thënë... Çdo të ngjiste po të më dashuronit? O mikja ime – sepse ju jeni mikja ime – unë jam një njeri i thjeshtë, pa rëndësi, po nuk është kjo. Nuk di të shpjegohem, Nastjenka; veçse unë do t'ju dashuroja kaq shumë, Nastjenka, do t'ju dashuroja kaq shumë, aq sa edhe po të vazhdonit ta donit akoma atë, por, po, edhe po ta dashuronit akoma atë, të cilin unë nuk e njoh, ju nuk do ta vinit re dashurinë time, ajo nuk do t'ju rëndonte. E do t'ju isha kaq mirënjohës!... Ah! E pra, Ç'keni bërë ju për mua?...

- Mos qani pra, – tha Nastjenka duke u ngritur. - Shkojmë! Ngrihuni, ejani me mua! Ju ndaloj të qani. Lëreni... ashtu qoftë... Meqenëse ai më braktisi, do ta harroj edhe pse e dua (nuk

dua t'ju gënjej)... e në qoftë se, për shembull, do t'ju doja, domethënë, vetëm në qoftë se... O miku im, miku im, kur mendoj, se ju kam fyer, se ju kam përgëzuar sepse nuk jeni dashuruar me mua... E marrë! Po unë kam vendosur...

- Nastjenka, unë po shkoj se po ju bëj të vuani. Shoh se keni brejtje ndërgjegjeje pse keni qeshur me mua, prandaj unë s'dua, unë s'dua që ju, përveç dhimbjes që keni.. Unë fundja jam fajtor, Nastjenka, lamtumirë!

- Prisni, dëgjomëni: mund të prisni?

- Të pres? Çfarë? Si?

- Unë e dua, por kjo do të kalojë, duhet të kalojë, nuk mund të mos kalojë; tashmë është duke kaluar, e ndiej... Kush e di? Mund të kalojë pikërisht sot sepse e urrej, sepse ka qeshur me mua, ndërsa ju qanit këtu bashkë me mua, sepse ju nuk më përbuzët siç bëri ai, sepse ju më doni, ndërsa ai nuk më ka dashur, sepse, më në fund, unë vetë ju dua... Po, ju dua. Ju dua siç më doni ju. Vetë unë ju kam thënë e para, ju vetë e dëgjuat, - ju dua se jeni më i mirë se ai, sepse jeni më fisnik se ai, sepse, sepse ai...

Pezmi i vajzës së gjorë ish aq i fortë saqë nuk mundi ta mbarojë frazën; pështeti kokën në supin tim, pastaj në gjoks dhe qau me hidhërim; unë e ngushëllova, e qetësova; ajo

më shtrëngoi dorën dhe më foli duke dënesur:

- Prisni! Po kalon! Dua t'ju them... mos mendoni se këto lot... Këto janë nga dobësia; prisni sa të kalojë!

Më në fund ajo pushoi, fshiu lotët dhe rifilluam të ecnim. Desha të flas, por ajo vazhdoi të më lutet që unë të prisja. Heshtëm... Së fundi mori zemër dhe rifilloi bisedën.

- Ja... – filloi me zë të dridhur, ku lëkundej një theks që më shkonte drejt në zemër. – Mos mendoni se jam e përqendrueshme, se kam mundur kaq lehtë ta harroj. Për një vit të tërë e kam dashur, dhe, betohem në perëndinë se as me mendim nuk e kam tradhtuar. Po, ju e shikoni, ai më përbuzi, më përqeshi, zoti qoftë me të! Ai e plagosi dhe e fyu zemrën time. Unë nuk e dua, pra më, sepse unë nuk mund të dua veçse atë që është fisnik dhe bujar, që më kupton mua, se unë vetë jam e atillë; ai nuk është i denjë për mua, e po zoti e faltë! Fundja ka bërë mirë. Mori fund! Ndoshta gjithë kjo s'ish gjë tjetër veçse një iluzion. Ndoshta nuk do ta kisha dashur aq shumë sikur mos të isha trajtuar aq ashpër nga gjyshja. Ndoshta është tjetër ai që duhej të doja. Dua të them, edhe pse e dua... jo, se e pata dashur, në qoftë se ju e ndieni se dashuria juaj është aq e madhe saqë të shlyejë nga zemra ime çdo tjetër ndjenjë dhe

ta mbushë shpirtin tim, në qoftë se keni mëshirë për mua, në qoftë se nuk do të më lini vetëm, në qoftë se do të më dashuroni gjithmonë si tani, ju betohem atëherë se mirënjohja ime, se dashuria ime më në fund, do të jetë e denjë për tuajën. Do ta merrni tani dorën time?

- Nastjenka! – brita duke gulçuar nga dënesa, - Nastjenka!... O Nastjenka!...

- Mjaft! – tha ajo fare e kënaqur, – gjithçka u tha, a s'është e vërtetë? Mirë, pra: jemi të lumtur; të flasim për tjetër gjë; doni?

- Po, Nastjenka, flasim për tjetër gjë! Unë jam i lumtur, jam... Mirë pra, Nastjenka, flisni pra, për tjetër gjë. Shpejt, flisni! Ju dëgjoj.

Nuk dinim ç'të thoshim, qeshnim, qanim, flisnim fjalë pa lidhje e pa kuptim, herë ecnim në trotuar, herë në mes të rrugës, herë ndaleshim ose ecnim gjatë lumit, ishim si fëmijë...

- Unë tani jetoj vetëm, Nastjenka, – i thashë, – po nesër... Sigurisht, e dini, Nastjenka, unë jam i varfër, mezi zotëroj një mijë e dyqind rubla. Por kjo s'është gjë.

- Nënkuptohet, duhet të marrim me vete gjyshen, ajo ka pensionin e saj e nuk do të na mërzitë. Veç patjetër duhet marrë.

- Po sigurisht do ta marrim. Po Matrionën?

- Ah! po, kemi dhe Fekllën!

- Matriona është grua e zonja; e vetmja e

metë që ka është se nuk ka imagjinatë.

- S'ka gjë. Ato mund të rrinë bashkë. Veçse ju duhet të transferoheni te ne.

- Si? Te ju? Mirë. Jam gati.

- Po, ju do të merrni atë dhomën; gjyshja do që t'ia japë ndonjë djaloshi. E kam pyetur: Pse një djaloshi? Ajo më është përgjigjur: "Unë tashmë bëhem gjithnjë më plakë..." E kam kuptuar qëllimin e saj.

Qeshëm që të dy.

- Po, ku banoni? – pyeti, – sepse e kam harruar.

- Në shtëpinë e Baranjiskovit, pranë urës.

- Ah! E di. Është një shtëpi e madhe; lirojeni dhe ejani te ne menjëherë.

- Që nesër, Nastjenka; do t'i shlyej dhe ato detyrime që më kanë mbetur për qiranë, dhe do të vij menjëherë.

- E dini? Unë do të jap mësim; në fillim do të mësoj pastaj do të jap...

- Mirë fare. Unë mbas pak pres të kem një shpërblim.

- Më në fund, nesër do të jeni qiraxhiu ynë.

- Po, do të vemi të shikojmë "BERBERIN E SEVILJES": do të shfaqet së shpejti.

- Oh! – tha Nastjenka, - më mirë ndonjë gjë tjetër.

- Si të doni, s'e mendova këtë.

Gjithnjë duke biseduar, shkonim pa ditur se ku, herë duke u ndalur, herë duke ecur, herë seriozë mbasi kishim qeshur mjaft, për të vajtur, një zot e di se ku, të qeshnim e të qanim akoma. Nastjenka donte të kthehej në shtëpi; unë nuk e ndaloja, veç e shoqëroja; e mbas një çerek ore ishim ulur mbi bankën tonë. Dikur ajo filloi të psherëtijë; dhe një lot tjetër rrodhi nga sytë e saj. Unë po bëhesha i ndrojtur, po ftohesha... ndërsa ajo papritur ma mori dorën duke kërkuar që të ngriheshim, të qeshnim, të llomotisnim akoma.

- Erdhi koha të shkojmë. U bë tepër vonë, - tha Nastjenka, - kemi bërë mjaft si fëmijë.

- Unë do të fle fare pak sonte, Nastjenka. Ndoshta nuk do të kthehem fare në shtëpi.

- Unë nuk do të fle më shumë se ju. Po sonte do të shkojmë drejt e në shtëpi. Shoqëromëni.

- Patjetër, patjetër.

- Fjalën e nderit?... pse më në fund duhet shkuar në shtëpi.

- Ju jap fjalën... Shikojeni qiellin, Nastjenka; nesër do të jetë kohë e mirë, një ditë e bukur. Qielli është i kaltër. Ç'hënë! Ah, një re! Po, kaloi!

Po Nastjenka nuk shihte hënën, rrinte në heshtje si e gozhduar. Pas një çasti filloi të

shtrëngohet fort pas meje, si e ndrojtur. Dora e saj dridhej në timen; unë e pashë... M'u mbështet edhe më tepër.

Në këtë çast, na kaloi pranë një djalosh. Ndaloi papritmas, na vështroi ngultas, pastaj bëri disa hapa drejt nesh. Zemra m'u drodh.

- Nastjenka, - i thashë me gjysmë zëri, - kush është, Nastjenka?

- Është ai, – u përgjigj duke pëshpëritur, duke u shtrënguar akoma më tepër pas meje, duke u dredhur akoma më shumë... Unë mezi qëndroja në këmbë.

- Nastjenka! Nastjenka! Ti je?

- O zot, Ç'britmë! Se si ajo u shkëput nga unë e fluturoi drejt tij! Mua sikur më kish rënë rrufeja! Po ajo posa e pat përqafuar, u kthye tek unë, para se të kujtohesha për këtë, më mbështolli qafën me duar dhe më puthi fort; pastaj pa thënë as gjysmë fjale, më la përsëri dhe u nis me të.

Qëndrova si i ngurosur, gjatë, duke i shikuar, gjersa që të dy u zhdukën nga sytë e mi.

## MËNGJES

Netët e mia mbaruan me këtë mëngjes. Dita s'ish e bukur. Binte shi dhe pikat trokisnin trishtueshëm në xhamat e dritareve; në dhomëzën time ish errësirë, jashtë gri. Më merreshin mendtë, kisha ethe.

- Një letër për ty, batiushka, e solli postieri, – tha Matriona e përkulur mbi mua.

- Një letër? Prej kujt? – brita duke kërcyer nga karrigia.

- Po, nuk e di, batiushka, shikoje, do të jetë e shkruar brenda.

Hapa zarfin. Ish e saj!

"Oh, falmëni! – më shkruante Nastjenka, - ju lutem në gjunjë, falmëni. Gënjeva veten dhe ju. Qe një ëndërr, një iluzion... Jam torturuar për ju sot; falmëni, falmëni!

"Mos më akuzoni, sepse unë nuk kam ndryshuar aspak ndaj jush; ju kam thënë se do t'ju kisha dashur, edhe tani ju dua. Oh, zot!

Sikur të mundja t'ju dashuroja të dyve në të njëjtën kohë! Oh, sikur ju të ishit ai!"

"Oh, sikur ai të ishit ju!" më shkoi nëpër mend. Kujtoja të njejtat fjalë të tua, Nastjenka!

"Zoti shikon gjithë atë që do të bëja tani për ju! Unë e di se do të vuani dhe do të jeni në trishtim. Unë ju kam ofenduar, por ju e dini se ofendimi kujtohet gjatë kur dashuron! Dhe ju më dashuroni!

"Ju falënderoj! Po! Ju falënderoj për këtë dashuri. Ajo është skalitur në kujtesën time, si një ëndërr e bukur që kujtohet gjatë pas zgjimit; sepse do të kujtoj për jetë atë çast kur ju kaq vëllazërisht më keni hapur zemrën tuaj, e kaq fisnikërisht keni pranuar si shpërblim timen të vrarë, për ta mbrojtur, për ta patur në kujdes, për ta shëruar... Nëse do të më falni, kujtimi juaj do të ngrihej te mua si diçka e përjetshme, si ndjenja e mirënjohjes për ju, që nuk do të fshihet kurrë nga shpirti im... Unë do ta ruaj këtë kujtim, do t'i jem besnike, nuk do ta tradhtoj, nuk do ta tradhtoj zemrën time. Është shumë e qëndrueshme. Edhe dje ajo prandaj u kthye kaq shpejt tek ai të cilit i përkiste përjetë...

"Ne do të takohemi, ju do të vini te ne, ju nuk do të na lini, do të jeni gjithmonë miku im, vëllai im... Dhe kur të më shikoni do të më jepni dorën... Po? Do të ma jepni, më keni falur, a

s'është e vërtetë? Më doni *si më parë*?

"Oh, duamëni, mos më lini, sepse në këtë çast ju dua shumë, sepse jam e denjë për dashurinë tënde, sepse do ta meritoj... miku im i dashur! Javën e ardhshme do të martohem me të. U kthye i dashuruar, s'më kish harruar asnjëherë... Mos u zemëroni nëse ju flas për të. Po unë dua të vij te ju bashkë me të; ju do ta doni, a s'është e vërtetë?...

"Falmëni pra, kujtojeni dhe duajeni tuajën

Nastjenka".

E lexova dhe e rilexova gjatë këtë letër; lotët donin të buronin nga sytë e mi. Më në fund letra më ra nga duart dhe fsheha fytyrën.

- Kasatik![1]) Kasatik! – filloi Matriona.

- Ç'është, o plakë?

- Rrjetat e merimangave të tavanit i kam hequr të gjitha; tani mund të martohesh, të ftosh miqtë, kështu në të njëjtën kohë...

Unë pashë Matrionën. Ish akoma e shkathët, një plakë e re si të thuash, megjithatë, nuk di pse, po më dukej tani me një vështrim të shuar, me rrudha në fytyrë, e kërrusur, e rënë... Nuk di përse, dhoma ime m'u duk përnjëherësh e vjetruar krejtësisht si plaka. Muret dhe

[1] *Fjalë e papërkthyeshme – drejtpërsëdrejti emri i një luleje, në shqip shpatore, që në këtë rast shpreh dashurinë e nënës përzier me respekt.*

dyshemeja ishin të çngjyrosura, gjithçka ish e vdekur, merimangat më dukeshin të përhapura më shumë akoma. Nuk di përse, kur pashë nga dritarja, m'u duk se edhe shtëpia përballë ishte e zbehtë dhe e rënë, stukot mbi kolona sikur ishin të çvoshkura, kornizat sikur ishin nxirë e plasaritur dhe muret me një të verdhe të mbyllur sikur ishin copëtuar...

Vallë një rreze dielli, e shfaqur papritmas pas një reje, u fsheh përsëri prapa një shtrëngate të mbushur me shi, dhe gjithçka u errësua para syve të mi, apo ndoshta para meje kish vetëtitur me rrëmbim, kaq papërfillje dhe trishtueshëm, gjithë perspektiva e së ardhmes sime, dhe kisha parë veten siç jam tani, pesëmbëdhjetë vjet më vonë, i plakur, në të njëjtën dhomë, me të njëjtën Matrionë që nuk është bërë aspak më e mençur se përpara?

Por që unë të kujtoj ofendimin tim, Nastjenka! Që unë të kem shtyrë një re të errët mbi qiellin e pastër të lumturisë tënde të qetë, që unë, me një qortim të hidhur, të lëshoj brengën mbi zemrën tënde, ta plagos me një brejtje ndërgjegjeje të fshehtë, që ta bëj të rrahë me ankth në një çast bekimi, që unë të vyshk qoftë një lule të njomë nga ato që ke thurur në kaçurrelat e tua të zeza kur shkove para altarit me atë... Oh, kurrë, kurrë! Qoftë i kthjellët qielli

yt, qoftë e ndritshme dhe e qetë buzëqeshja jote e dashur, qofsh e bekuar për çastin e bekimit dhe lumturisë që ti i dhe një tjetër zemre të vetmuar e mirënjohëse!

Zoti im! Një çast lumturie! Ndoshta është pak për një jetë të tërë njeriu?...

*1848*

FUND

## PËRMBAJTJA

